# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 359 • VITI 34 • TETOR 2020 • REBIUL-EVVEL 1442 • ÇMIMI 1 €



**Ti vërtet**
**je në një shkallë të lartë**
**të moralit.**

(El Kalem, 4)




Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

## Deklaratë për opinion

*Prishtinë,18.10.2020*

*Në fillimin e muajit të datëlindjes së Pejgamberit tonë të dashur, Muhamedit, a.s., kur ne dhe mbarë bota islame ka filluar manifestimet për të përkujtuar, lexuar e studiuar biografinë e tij te ndritshme dhe mësimet e tij të shenjta, na vjen publikimi i karikaturave që ofendojnë Pejgamberin Muhamed a.s., nga ambasadori ynë në Francë z. Qëndrim Gashi.*

*Për ne si Bashkësi Islame ky akt është i papranueshëm i dënueshëm dhe një veprim i tillë vetëm sa rrit mos durimin, urrejtjen e mosbesimin ndër njerëzor, ngase cenimi, ofendimi dhe atakimi i tjetrit, e sidomos kur kjo ka të bëj me çështjen e besimit, nuk paraqet asnjë vlerë.*

*Populli ynë njeh për vlerë kultivimin e tolerancës, mirëkuptimin, bashkëjetesën e harmoninë ndër fetare, që është shembull edhe për popujt e tjerë. Harmonia ndër fetare që ne kultivojmë me shekuj mund të jetë shembulli i mirë edhe për popujt dhe shoqëritë të tjera.*

*Këtë shembull të mirë e vlerë të kombit tonë do të duhej ta ndiqte edhe ambasadori ynë, z. Qëndrim Gashi, e jo të bëj të kundërtën, dhe me veprimet e tij t'i kontribuoj mos durimit e urrejtjes me bazë fetare.*

*Kërkojmë nga Ministria e Jashtme që të distancohet nga veprimi i ambasadorit Gashi, ngase konsiderojmë që me veprimin e tij ka atakuar vlerat dhe parimet mbi të cilat populli ynë me shekuj ka ngritur e kultivuar harmoninë e bashkëjetesën ndër fetare.*

*Po ashtu dënojmë aktin kriminal ndaj mësuesit francez dhe në të njëjtën kohë angazhohemi që besimet tona mos të përdorën për urrejtje e mos durim, por për bashkëjetesë, njohje, respekt e dashuri.*



Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

## Reagim

*Prishtinë,30.10.2020*

*Sulmi i djeshëm në Nice të Francës është akt i neveritshëm, terrorist, që ka për qëllim frikësimin dhe atakimin e vlerave humane e njerëzore. Bashkëndjejmë dhimbjen me familjarët e viktimave dhe popullin francez. Marrja e jetës së njeriut si dhe atakimi i objekteve fetare, janë veprime që bien ndesh me parimet e feve dhe mësimet e pejgamberëve.*

*Fetë nuk kanë për qëllim përplasjet, dhunën e tmerret por kanë për qëllim udhëzimin dhe fisnikërimin e popujve dhe shoqërive tona.*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, Mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, Mr. Muzaqete Kosumi, PhD (c) Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Bajram Zeqiri
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Vi-Print", Mitrovicë



*“Ne, vërtet të dhamë ty shumë të mira. Andaj, ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd! E s’ka dyshim se urrejtësi yt është farësosur”*
(El Keuther, 1-3)

# Të mos tejkalohen kufijtë e lejueshëm të lirisë së shprehjes

*Muhamedi a.s. është pejgamber i mëshirës. Ai a.s. ishte një krijesë e përsosur dhe shembulli më i përkryer për mbarë njerëzimin. Drita që erdhi në shkretëtirë, e që rrezatoi anembanë rruzullit tokësor. Populli i tij ia ofroi atij gjithë sundimin dhe pasuritë e vendit, vetëm e vetëm që të tërhiqej nga thirrja në fenë islame dhe nga përhapja e misionit të vet. Por ai i refuzoi të gjitha këto oferta dhe në vend të tyre zgjodhi atë më të vështirën, për hir të misionit të besuar nga Allahu i Madhëruar.*

*Kur hyri në Meke ua fali mekasve të gjitha mëritë duke u thënë: “Edhe unë po ju them, ashtu sikurse ju tha Jusufi vëllezërve të tij: “Sot nuk ka qortim kundër jush, Allahu ju faltë juve; Ai është mëshiruesi i mëshiruesve! (Jusuf, 92) Shkoni jeni të lirë!”*

*Kur i Dërguari i Allahut shkoi në Taif për t’i thirrur ata në fenë islame, ata e gjuajtën me gurë. Xhibrili a.s. i tha Muhamedit a.s.: “A ta shkatërrojë këtë popull, duke i bashkuar këto dy bjeshkë njëra me tjetrën?” Përkundër kësaj, Pejgamberi a.s. lutet duke thënë: “O Zoti im! Udhëzoje këtë popull në rrugën e vërtetë. Unë shpresoj që nga ky popull të dalë një brez besimtarësh.” Kur u kërkua nga i dashuri i Allahut që të mallkonte, ai tha: “Unë nuk jam dërguar për të mallkuar. Unë jam pejgamber i mëshirës.”*

*Muhamedi a.s. është më i famshmi i gjithë historisë njerëzore. Është gërshetim i virtyteve të ndritshme dhe pasqyrë e shëmbëlltyrës së lartë. Është dërguar nga Zoti si mëshirë për mbarë njerëzimin. Morali i tij ishte Kurani. Ai i përfitoi zemrat e njerëzve si askush para apo pas tij.*

*Të shkruarit e njëanshëm dhe tendencioz është turp për autorin dhe shenjë e kapitullimit të shkencës. Edhe sot e kësaj dite, jomyslimanët kanë një pasqyrë të zbehtë ndaj Islamit, Pejgamberit dhe ithtarëve të tij. Ndërkaq, sot, fatmirësisht ekziston një numër jo i vogël njerëzisht të shquar që mbajnë një qëndrim objektiv, madje admirues, madje disa prej tyre kanë përqafuar edhe Islamin, citoj fjalët e Besant: “Çdo njeri që e studion jetën, karakterin, nivelin e të mësuarit dhe mënyrën e jetesës së përditshme të Muhamedit a.s., është e pamundur të ndiejë diçka tjetër, përveçse admirimit të jashtëzakonshëm ndaj tij, si njëri nga pejgamberët më të mëdhenj të njerëzimit.” Anie Besant.*

*Janë të rralla rastet në histori, në të cilat ka pasur paragjykime dhe kontradikta, sikurse është rasti me fenë islame dhe me Muhamedin a.s. Edhe njerëzit e shquar të Perëndimit, ranë pre e këtyre mashtrimeve dhe shpifjeve ndaj të Dërguarit të ndershëm të Allahut. Disa shkuan aq larg, derisa atakuan personalitetin e Muhamedit a.s.*

*Por, një gjë duhet të kihet parasysh, se e drejta e lirisë së tjetrit përfundon aty ku fillon e drejta ime. Në çështjen e E.S., kundër Austrisë, Gjykata Evropiane për të Drejtat e Njeriut, kishte konstatuar se etiketimet e profetit Muhamed nga zonja E.S nuk ishin të mbrojtura, ngase zonja E.S. me shprehjet kontestuese kishte “tejkaluar kufijtë e lejueshëm të lirisë së shprehjes”. Gjykata theksoi se ajo duhet të vendos një baraspeshë ndërmjet lirisë së shprehjes së zonjës E.S. (në njërën anë) dhe të drejtave të të tjerëve për ta gëzuar mbrojtjen e ndjenjave të tyre (në anën tjetër), me qëllim që të ruhet paqja fetare në shoqërinë austriake.*

*Vrasja e Samuel Paty, për shkakun se ka ligjëruar për kufijtë e lirisë së shprehjes, duke dhënë shembuj nga karikaturat përkatëse, padyshim se është një krim. Megjithatë, besimtarët myslimanë nuk duhet kërkuar falje për çdo veprim të secilit kriminel në rruzullin tokësorë, që pretendon se është besimtar mysliman.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës Es-Sexhde – (3)

## Argumentet e Njëshmërisë dhe manifestimi i fuqisë hyjnore

اللَّهُ الَّذِي خَلَقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَا فِي سِتَّةِ أَيَّامٍ
ثُمَّ اسْتَوَىٰ عَلَى الْعَرْشِ مَا لَكُم مِّن دُونِهِ مِن وَلِيٍّ وَلَا شَفِيعٍ
أَفَلَا تَتَذَكَّرُونَ ﴿4﴾ يُدَبِّرُ الْأَمْرَ مِنَ السَّمَاءِ إِلَى الْأَرْضِ
ثُمَّ يَعْرُجُ إِلَيْهِ فِي يَوْمٍ كَانَ مِقْدَارُهُ أَلْفَ سَنَةٍ مِّمَّا تَعُدُّونَ
﴿5﴾ ذَٰلِكَ عَالِمُ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ الْعَزِيزُ الرَّحِيمُ ﴿6﴾
الَّذِي أَحْسَنَ كُلَّ شَيْءٍ خَلَقَهُ وَبَدَأَ خَلْقَ الْإِنسَانِ مِن طِينٍ
﴿7﴾ ثُمَّ جَعَلَ نَسْلَهُ مِن سُلَالَةٍ مِّن مَّاءٍ مَّهِينٍ ﴿8﴾ ثُمَّ
سَوَّاهُ وَنَفَخَ فِيهِ مِن رُّوحِهِ وَجَعَلَ لَكُمُ السَّمْعَ وَالْأَبْصَارَ
وَالْأَفْئِدَةَ قَلِيلًا مَّا تَشْكُرُونَ ﴿9﴾

*"Allahu është Ai që krijoi qiejt dhe tokën dhe çdo gjë që gjendet ndërmjet tyre, për gjashtë ditë, pastaj mbizotëroi Arshin. Përveç Tij, nuk keni ndonjë ndihmëtar tjetër e as ndërmjetësues. Vallë a nuk jeni kah mendoni? Ai drejton çdo çështje (të krijesave), prej qiellit deri në Tokë, pastaj ajo (çështja) ngrihet tek Ai në ditën, gjatësia e së cilës është një mijë vjet sipas llogaritjes suaj. Është Ai që i di gjërat e fshehta dhe ato të dukshme. Ai është i Plotfuqishmi dhe Mëshirëploti, i Cili përsosi çdo gjë që krijoi, e krijimin e njeriut e filloi nga balta. Pastaj bëri që pasardhësit e tij të krijohen prej një pike të lëngut (spermës) të shpërfillur, së cilës pastaj i dha trajtë dhe nga ana e Vet i jep shpirt atij. Ai ju ka dhënë dëgjimin, shikimin dhe zemrën, por pak prej jush janë mirënjohës"* (Es-Sexhde, 4-9)

### Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pasi që i Allahu i Lartmadhërishëm në ajetet paraprake vërtetoi së Shpallja me të cilën e kishte nderuar Pejgamberin e Tij, ishte nga Ai, duke ia përcaktuar kahet dhe orientimet e thirrjes së tij, tani në ajetet në vijim, kemi argu-mente të njëpasnjëshme që dëshmojnë për vërtetësinë e kësaj Shpalljeje fisnike.

### Koment

*4. Allahu është Ai që krijoi qiejt dhe tokën dhe çdo gjë që gjendet ndërmjet tyre, për gjashtë ditë, pastaj mbizotëroi Arshin. Përveç Tij, nuk keni ndonjë ndihmëtar tjetër e as ndërmjetësues. Vallë a nuk jeni kah mendoni?*

Fillimi i këtyre ajeteve, dëshmon për madhështinë krijuese të Allahut xh.sh., si Shpikës dhe Krijues i vetëm i tërë kësaj ekzistence, i Cili krijoi qiejt dhe Tokën dhe çdo gjë ndërmjet tyre për gjashtë ditë. Kuptimet dhe fjalët e këtyre ajeteve janë shumë ndikuese në zemrat dhe mendjet e besimtarëve, sepse dëshmojnë për madhështinë e Zotit fuqiplotë. Në anën tjetër, këto ajete kanë ardhur edhe si argumente për mendjet e sëmura të jobesimtarëve, të cilët nuk e pranonin ekzistencën e Shpikësit të kësaj gjithësie e as Shpalljen e Muhamedit a.s.[1]

Kur jemi te fjalët "gjashtë ditë", duhet ditur se me këtë term në asnjë mënyrë nuk nënkuptohet termi kohor "ditë" të cilin e njohim në botën tonë, sepse tek ne "dita dhe nata" llogaritet me lindjen dhe perëndimin e diellit, ndërsa kur Allahu krijoi ekzistencën nuk kishte as Diell, as ditë e as natë. Pra, ky term thjesht nënkupton një çast të kohës, perceptimi i të cilit është i pamundur me parametrat e logjikës sonë të kufizuar njerëzore.

Se çfarë ka synuar Allahu xh.sh. me fjalën "gjashtë ditë", vetëm Ai e di.



Thjesht, Ai e krijoi ekzistencën për "gjashtë ditë" apo mbase gjashtë etapa, esencën e të cilave e di vetëm Allahu, me Dijen e Tij absolute.

Sipas dijetarit bashkëkohor dr. Zaglul en-Nexhar, "gjashtë ditë" nënkuptojnë gjashtë etapat e krijimit:

1. Etapa kur Allahu e krijoi materien e ekzistencës dhe atëbotë, toka e qielli ishin si një tërësi - (Retk)

2. Etapa kur Allahu e ndau këtë materie që me gjuhën e shkencës njihet si "Big-bangu-Shpërthimi i madh" – (Fetk)

Këto dy tapa janë përmendur në ajetin 30 të sures El-Enbija'ë: "A nuk e dinë mohuesit se qiejt dhe Toka ishin të ngjitura, e pastaj Ne i ndamë ato të dyja (me forcë)…"?!

Ndërsa në ajetet 9-11 të sures Fussilet: "Thuaj: "A ju jeni ata që e mohoni Atë, i Cili e krijoi Tokën për dy ditë dhe Atij i përshkruani shok, e Ai është Zoti i botëve! Ai që vuri në të (Tokë) kodra të palëvizshme që ngrihen lart, e bekoi atë, ia shtoi të mirat asaj dhe brenda katër ditëve të plota caktoi të gjitha kushtet për të jetuar në të. Ky është shpjegimi për të gjithë ata që pyesin (për kohën e krijimit të saj)" Pastaj Ai iu kthye qiellit, që ishte në gjendje mjegulline e i tha atij dhe Tokës: "Ejani të dy me hir a me pahir!". Ata u përgjigjën: "Erdhëm me gjithë dëshirë e të bindur!", janë përmendur katër etapat e tjera:

3. Etapa e Mjegullinës – (Duhan)

4. Etapa e krijimit dhe përforcimit të kodrave të larta - (Irsau-l xhibal)

5. Etapa e ardhjes dhe e nënshtrimit të qiellit dhe Tokës me bindje e nënshtrim - (Itjan), dhe

6. Etapa e krijimit të jetës dhe gjallërisë së krijesave - (El-Hajatu).[2]

Megjithatë, të vërtetën e këtyre ditëve e di më së miri Allahu xh.sh..

"…pastaj mbizotëroi Arshin."

Tash jemi te pjesa e ajetit, që në mesin e dijetarëve njihen si "mutesha-bihat". Mendimet e dijetarëve islamë nëpër kohë, janë kundërthënëse se çfarë në fakt nënkupton kjo pjesë a ajetit: "...pastaj mbizotëroi Arshin."?!

Kur jemi te cilësitë e Allahut, sipas shkollës së Ehli Sunetit që e përbëjnë Maturidiu, Eshariu dhe Tahaviu, në asnjë mënyrë nuk guxojmë t'i përshkruajmë Allahut vend, hapësirë e as ta kufizojë Atë për anë, sepse atëherë Ai do të zinte vend, e një gjë e tillë konsiderohet mangësi dhe nuk përkon me Qenien Absolute si Krijues i Pafillim dhe i Pambarim. E tillë është edhe çështja e Arshit, esenca e të cilit i ka preokupuar dijetarët e Ilmul Kelamit nëpër shekuj, sepse disa kanë folur për të sikur ai të ishte një Fron i vërtetë, mbi të cilin qëndron Allahu i Madhërishëm, e të tjerët e përshkruan atë si shenjë e madhështisë dhe pushtetit absolut së Krijuesit të gjithëpushtetshëm. Megjithatë, ne këtu do të sjellim shkurtimisht vetëm mendimin e Imam Maturidiut i cili thotë se pas krijimit të qiejve dhe Tokës, Allahu mbizotëroi Arshin me fuqinë, dijen dhe vullnetin e Tij të pakufishëm, dhe kjo më tepër është një alegori sa për të na bërë me dije për Madhështinë dhe Pushtetin absolut të Allahut xh.sh.. Imam Maturidiu thotë se "Allahu ashtu siç ka ekzistuar në pafillimësi, ashtu ekziston edhe tani. Ai absolutisht nuk i nënshtrohet asnjë ndryshimi nga një gjendje në një gjendje tjetër."[3]

Ndërkohë, disa dijetarë të tjerë, e shohin të udhës që ky ajet dhe të ngjashmit me të, duhet të kuptohen ashtu siç kanë ardhur në Kuran, se Allahu qëndron mbi Arsh, pa hyrë në detaje në sqarimin e formës apo mënyrës së këtij qëndrimi. Madje është e njohur fjala e Imam Malikut lidhur me këtë çështje: "Istivaja është e njohur, forma (mënyra) është e panjohur, besimi në të është obligim, kurse pyetja për të është bidat-(risi)"

Sidoqoftë, Imam Maturidiu dhe Imam Eshariu sqarojnë me argu-mente të bollshme se Arshi është krijesë, ashtu si dhe Kursija , dhe nuk ka logjikë të kuptuarit se Krijuesi



qëndron mbi diçka që Vetë e krijoi, por sipas tyre, Arshi apo Froni hyjnor, është një përshkrim i madhështisë së Tij absolute, tej mundësive reale të perceptimit tonë ndijor e mendor. Ky sqarim i shkollarëve të doktrinës akaidologjike të Ehli Sunetit, të fle në zemër dhe ta qetëson shpirtin, aq më parë, kur vetë Zoti i Plotfuqishëm thotë për vete: “Lejse ke mithlihi shej’un – Askush nuk është i krahasueshëm me Të”. Pra, Allahun as nuk e përkufizon vendi e as koha, nuk e arrijnë shikimet tona dhe Ai ka dituri për çdo gjë që ndodh në këtë ekzistencë.[4]

“...Përveç Tij, nuk keni ndonjë ndihmëtar tjetër e as ndërmjetësues. Vallë a nuk jeni kah mendoni?

Pjesa e fundit e këtij ajeti, i kthen njerëzit në realitetin e tyre të hidhur, duke i zgjuar nga kllapia dhe agonia e mosbesimit. Atyre ua bën të ditur se përveç Allahut, nuk keni asnjë ndihmëtar tjetër e as ndërmjetësues, prandaj, logjikoni me mendje të shëndoshë, besoni Atij dhe largohuni nga adhurimi i idhujve dhe i zotave të rremë.

*5. Ai drejton çdo çështje (të krijesave), prej qiellit deri në Tokë, pastaj ajo (çështja) ngrihet tek Ai në ditën, gjatësia e së cilës është një mijë vjet sipas llogaritjes suaj.*

Allahu i Plotfuqishëm, në Dorën e të Cilit është çdo gjë, i drejton çështjet e kësaj ekzistence me Dijen dhe Vullnetin e Tij, e pastaj, gjurmët e këtyre çështjeve dhe urdhëresave zbatohen nga ana e melekëve të ngarkuar me këto detyra.

Është e ditur, se për Allahun, nuk vlejnë nocionet që ne i kuptojmë rreth kohës, hapësirës apo shpejtësisë, sepse Ai vetë është krijues i tyre. Ai ishte Zot edhe kur nuk pati as kohë e as dritë, por këto nocione kanë ardhur në Kuran, për të na sqaruar neve disa fakte të madhështisë së Tij, por njëkohësisht edhe për t’ua dë-shmuar jobesimtarëve dhe atyre që dyshojnë nëse Kurani është Fjalë e Allahut, se ky Libër, vërtet është zbritje e të Gjithëdijshmit dhe Fuqiplotit.

Të përmendurit në Kuran, të një dite, gjatësia e së cilës është sa njëmijë vjet nga ato që ne i numërojmë në këtë dynja, siç është rasti me ajetin e 5-të të kësaj sureje, pastaj të përmendurit e një dite që zgjat pesëdhjetëmijë vjet siç ka ardhur në ajetin e 4-të, të sures El-Mearixh: “Tek Ai ngjiten engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) në një ditë që zgjat sa pesëdhjetë mijë vjet.”, në një mënyrë na obligon të hulumtojmë e të meditojmë rreth këtyre ditëve dhe urtësisë që fshihet brenda këtyre nocioneve të njohura për ne gjuhësisht, por vështirë të kapshme, për mendjet tona, kuptimisht dhe logjikisht.

Megjithëse dijetarët myslimanë nëpër kohë, janë munduar të na përafrojnë kuptimin e këtyre nocioneve, janë studimet bashkëkohore ato që na kanë ofruar edhe më afër kuptimit të tyre të vërtetë. Në fakt, kjo mund të kuptohet më së miri në dritën e shkencës së mirëfilltë

Ky ajet i sures Es-Sexhde: “Ai drejton çdo çështje (të krijesave), prej qiellit deri në Tokë, pastaj ajo (çështja) ngrihet tek Ai në ditën, gjatësia e së cilës është një mijë vjet sipas llogaritjes suaj”, dëfton për një fakt mahnitës shkencor, më saktësisht për lëvizjen dhe shpejtësinë e dritës në gjithësi, në zbrazëtirë. Kjo distancë, të cilën e kalon drita për një ditë tokësore, nga ajo që ne e numërojmë si 24 orësh, është pikë-risht distanca që e kalon Hëna gjatë lëvizjes së saj rreth Tokës, për 1 mijë vjet lunare, sepse në kohën e zbritjes së Kuranit, arabët e matnin kohën sipas lëvizjeve të hënës. Pra ky ajet na ka sqaruar se distanca e lëvizjes një mijë vjeçare e Hënës rreth Tokës, është e barasvlershme me shpejtësinë e dritës e cila është 458 ,299.792 km në sekondë (apo pothuajse 300.000 km në sec.), për një ditë tonën.

Disa pseudo-shkencëtarë, në përpjekje të pashpresa për të gjetur shpërputhje mes ajeteve kuranore, thonë: “Si është e mundur që në suren Es-Sexhde të jetë përshkruar ngritja në një ditë që zgjat një mijë vjet, kurse në suren El-Mearixh, dita të jetë pesëdhjetë mijë vjet”?

Përgjigjja ndaj këtyre është shumë e thjeshtë, dhe atë me gjuhën e shkencës. Dr. Mensur Muhamed Hasib en-Nebijj, drejtori i katedrës së Fakultetit të Shkencave Natyrore – Dega e Fizikës në Universitetit “Ajnu-sh-Shems” në Kajro, ndër të tjera thotë: “Për ta kuptuar sa më mirë këtë elokuencë kuranore, është mirë që të analizojmë pak më detajisht “teorinë e relativitetit” të Ajnshtajnit, i cili zbuloi karakterin relativ të nocioneve hapësirë dhe kohë kur tha: “Nuk mund të flasim për kohën e ta lëmë pas dore hapësirën, as nuk mund të flasim për hapësirën e të mos e marrim në konsideratë kohën.”

Sipas “teorisë së relativitetit”, koha shkurtohet duke u varur në shpejtësinë e shtuar. Sipas kësaj, ngjitja e melekëve dhe Xhibrilit a.s. (sipas përshkrimit në ajetin e 4 të sures El-Mearixh) do të ndodhë në një ditë, e cila është e barabartë me kohën “prej pesëdhjetë mijë vjetësh”, që në të njëjtën kohë, jep kufizim (zgjatim) kohor, përkatësisht shpejtësia e “të ngjiturit” është më e madhe. Por, “të ngjiturit” në ajetin tjetër (ajetin e 5-të ,të sures Es-Sexhde) do të përfundojë në një ditë e cila është e barabartë “me një mijë vjet”, që d.m.th. kufizim (ngushtim) kohor. Këtu absolutisht nuk ka kontradiktë, thotë dr. Mensuri, përkundrazi, e gjithë kjo është plotësisht e kuptueshme, pasi dihet se melaqet dhe Xhibrili a.s. janë krijesa drite, të cilat ngjiten më shpejt sesa krijesat e tjera, që nuk janë të krijuara nga drita...[5]

Pjesa e fundit e ajetit të 5-të të sures Es-Sexhde, përfundon me fjalët: “sipas llogaritjes suaj”, që nënkupton se kjo shpejtësi mund të llogaritet dhe është e mundshme njohja e esencës së saj edhe nga njerëzit, sepse ka të bëjë me përllogaritje numerike të lëvizjes së hënës, ndërkohë që në ajetin e 4-të, të sures El-Mearixh, nuk ka ardhur fare shprehja “sipas llogaritjes suaj”, sepse

kjo shpejtësi është e paimagjinueshme dhe e paperceptueshme nga mendja njerëzore, meqë kemi të bëjmë me shpejtësi shumëfish më të madhe sesa ajo e dritës, shpejtësi me të cilën udhëtojnë melaqet dhe Xhibrili a.s.[6]

*6. Është Ai që i di gjërat e fshehta dhe ato të dukshme. Ai është i Plotfuqishmi dhe Mëshirëploti,*

Është e logjikshme që pas ajeteve që përmendën Arshin e Allahut dhe ngritjen e çështjeve tek Ai, në një ditë që zgjat sa njëmijë vjet sipas llogaritjeve tona, ky ajet të përmbyllet me përmendjen e disa emrave të bukur dhe cilësive madhështore të Allahut xh.sh.. Meqë shumë gjëra të përmendura në ajetet paraprake hyjnë në sferën e gajbit dhe janë vështirë të perceptueshme për men-djet njerëzore, Allahu i Gjithëdijshëm thotë për Vete se është Njohës i të fshehtave dhe atyre gjërave që janë të dukshme, d.m.th. është dëshmitar edhe i veprave të njerëzve, të cilat ngrihen tek Ai, qofshin ato të mëdha apo të vogla, të mira apo të këqija, të fshehta apo të dukshme. Ai është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëmëshirshëm, dhe pushteti i Tij përfshin çdo gjë. Kjo tregon për përsosmërinë e Tij, se Ai është larg çdo të mete dhe mangësie, duke demonstruar pushtet krahas mëshirës dhe mëshirë krahas pushtetit të Tij absolut.[7]

*7. i Cili përsosi çdo gjë që krijoi, e krijimin e njeriut e filloi nga balta.*

Allahu i Madhërishëm i Cili drejton çdo çështje të kësaj ekzistence, të Cilit nuk mund t'i fshihet asgjë, është Ai që përsosi çdo gjë në krijimtarinë e Tij. Ai krijoi qiejt dhe Tokën dhe çka ma në mes tyre, krijoi krijesa të ndryshme, shtazë, shpezë po edhe njeriun, të cilin e dalloi ndër të gjitha krijesat, krijimin e të cilit e filloi nga balta...

*8. Pastaj bëri që pasardhësit e tij të krijohen prej një pike të lëngut (spermës) të shpërfillur*

Pas krijimit të njeriut të parë Ademit a.s. nga balta, dhe pasi ia krijoi edhe bashkëshorten, Havën, Allahu xh.sh. me urtësinë e Vet përcaktoi që këta të dy të kishin pasardhës e trashëgimtarë, nga të cilët do të rridhte krejt njerëzimi, deri në Ditën e Gjykimit. Sa për të na kujtuar natyrën tonë të brishtë, Allahu i Plotfuqishëm na tregon se fëmijët ngjizen në barkun e nënës pas bashkëdyzimit të një lëngu të dobët e të shpërfillur nga fara e mashkullit me lëngun nga vezorja e femrës, dhe pas periudhës 9 mujore, vjen në jetë një foshnjë, një krijesë e re, e cila i mbush me gëzim zemrat e prindërve të vet.

*9. së cilës pastaj i dha trajtë dhe nga ana e Vet i jep shpirt atij. Ai ju ka dhënë dëgjimin, shikimin dhe zemrën, por pak prej jush janë mirënjohës.*

Pasi që Allahu i Madhërishëm i dha trajtën që dëshiroi krijesës njerëzore duke e përsosur krijimin e tij, I dha shpirt, jetë dhe gjallëri. E pajisi me shqisat e të dëgjuarit, me shikim (të pamurit), dhe me zemër, e mbi të gjitha i dha mendjen, dhuratën më të çmueshme. Nëpërmjet mendjes, njeriut i dha mundësinë që të dallojë të mirën nga e keqja dhe udhëzimin nga rruga e shtrembër. Në radhitjen e këtyre shqisave, ka një urtësi të madhe hyjnore, sepse njeriu së pari dëgjon, dhe nëpërmjet dëgjimit i kupton gjërat, pastaj i sheh dhe i vrojton me sy, e pastaj me anë të zemrës dhe mendjes e kupton esencën e tyre.[8]

Ajeti përfundon me fjalët: "por pak prej jush janë mirënjohës", që nënkupton, se fatkeqësisht, njeriu në të shumtën e rasteve u tregua mosmirënjohës, sepse shumë pak prej tyre janë falënderues ndaj Allahut për këto mirësi të panumërta, e mbi të gjitha për jetën, gjallërinë dhe bukurinë e dhuruar nga Allahu fuqiplotë si një krijesë e përsosur. I Lartësuar qoftë Allahut në atë çka krijuar e përsosur!

## Porosia e këtyre ajeteve:

- Ata që dëshirojnë argumente për Njëshmërinë e Allahut, mund të gjejnë shumë prej tyre në Kuranin famëlartë, që duke filluar nga krijimi i qiejve dhe i Tokës dhe krejt çka ka në mes tyre, përfshirë të gjitha gjallesat dhe krijesat.
- Nocioni "ditë" në Kuran, nuk nënkupton ditën e Tokës të cilën ne e përjetojmë çdo 24 orësh, sepse Allahu ekzistoi edhe kur nuk kishte kohë. Ai është krijues i kohës, i vendit dhe i hapësirës.
- Arshi është një prej krijesave më madhështore të Allahut, ndërkohë që mbizotërimi apo lartësimi i Tij mbi Arsh, duhet të kuptohet ashtu siç përkon me Madhërinë e Tij, pa i caktuar vend, pozitë, anë apo hapësirë. Mendimi i përzgjedhur i dijetarëve të Ehli Sunetit është se Arshi simbolizon, fuqinë, pushtetin dhe madhështinë e Allahut mbi çdo gjë në këtë ekzistencë, e jo Fron ku Ai qëndron, siç pretendojnë disa.
- Sipas dijetarëve bashkëkohorë, ajeti i 5-të i kësaj sure, jep shenjë për shpejtësinë e lëvizjes së dritës në zbrazëti, e cila është afro 300.000 km. në sekondë.
- Allahu e krijoi njeriun nga balta, e pastaj me urtësinë e Tij, bëri që njerëzimi të shtohej nëpërmjet pasardhësve. Ai e përsosi krijimin e njeriut kur i dhuroi të dëgjuarit, të pamurit, zemrën dhe mendjen, duke e dalluar nga të gjitha krijesat e tjera, dhe mbi të gjitha, duke ia besuar mëkëmbësin në Tokë.

- vijon -

*1. Muhamed Izzet Druzeh, Et-Tefsiru-l hadith-tertibu-s-suveri hasbe-n-nuzuli, Kajro, 2000, f. 343. 2. https://www.youtube.com/watch?v=bbT5DbDbuYo. 3. Kasim Gërguri, Akaidi sipas Maturidiut, Prishtinë, 2015, f. 181. 4. Për më gjerësisht shih: Ebu Mensur el Maturidiu, Kitabu't-Tevhid, Shkup, 2018, ff. 125-136. 5. Shkëputur pjesërisht me ndërhyrje nga: Dr. Mensur Haseb en-Nebijj, El-Kevn vel I'xhazu-l ilmijj lil Kurani-l Kerim, (kapitulli i VI -Llogaritja e shpejtësisë së dritës), Kajro, 1991, ff. 353-377 dhe Dr. Muhamed Devdah, Sur'atu-d-dav'i fil Kurani-l Kerim, kopje elektronike, pa vit dhe vend botimi. 6. http://www.bayanelislam.net/Suspicion.aspx?id=04-01-0008. 7. Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-tefsir, vëll. XXI, f. 4055. 8. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXI, f. 212.*

Dr. Azmir Jusufi

# Muhamedi a.s., mëshirë për të gjitha botët

"Dhe ne të dërguam ty (o Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha botët"
(El Enbija, 107)

Nëse marrim parasysh misionin pejgamberik të Muhamedit a.s., të cilin ai e demonstroi në të gjitha sferat e jetës përgjatë 23 vjetëve të thirrjes së tij, atëherë do të bindemi se fjalët dhe veprimet e tij ishin një mëshirë e pastër që u jepej njerëzve. Ajo mëshirë ishte e mbushur me përpjekjet e qëndrueshme për t'i dërguar njerëzit tek udhëzimet e të Gjithëdijshmit dhe të Plotfuqishmit. Me të vërtetë udhëzimi është një program konkret, që e bën të lumtur gjithë njerëzimin dhe e çon atë drejt suksesit të kësaj bote dhe të asaj të përtejme. Vlera e këtij programi është në ekuilibrin dhe harmoninë e tij, ai nuk e ndëshkon trupin për ta ngritur shpirtin, as nuk lë pas dore shpirtin që të kënaqet trupi. Nuk kufizon aftësitë dhe nevojat e shëndetshme natyrore të individit për të arritur interesin e komunitetit apo të shtetit. Nuk lejon të trazohen liria dhe teket e pasionet devijuese të individëve për të rrezikuar jetën e komunitetit ose për ta nënshtruar atë në kënaqësitë e individit ose të grupit. Dërgimi i Muhamedit a.s. ishte mëshirë për popullin e tij dhe mëshirë për mbarë njerëzimin pas tij.[1]

Është e qartë se të gjitha detyrimet në atë program shprehen në formën e një urdhri ose të një ndalese të ekuilibruar, me preferencat dhe mundësitë e një personi, përkatësisht për ta kënaqur interesin e tij. Si një tokë e plasaritur që pret dhe ka nevojë për shi, njerëzimi ka pritur dhe kishte nevojë për të Dërguarin e Allahut xh.sh, i cili sipas ligjit të Zotit, do t'i bënte njerëzit e barabartë, në kohën kur mënyra konvencionale e jetës i ndau në klasa, duke vendosur ligj të veçantë për secilën klasë. Ishte e pamenduar të proklamohej parimi i barazisë absolute para ligjit. Mëshira e Allahut ndaj njerëzve, e shprehur përmes të dërguarve të Tij, të cilët artikuluan fjalën e Tij, arriti kulmimin e vet me dërgimin e Muhamedit a.s., tek e gjithë bota njerëzore, madje edhe te një pjesë e botës shpirtërore, xhinëve. Shfaqja e vulës së pejgamberëve ka tërhequr vëmendjen e njerëzimit, duke krijuar kode të reja morale dhe një shpresë të vërtetë për jetën. Gjatë jetës së tij, ai u përpoq dhe fitoi vlera universale njerëzore, të tilla si: dhembshuria, dashuria, respekti, toleranca, respekti për prindërit, dashuria dhe dhembshuria ndaj jetimëve, dhembshuria për klasën e varfër – skamnorët etj. Përveç kësaj, pejgamberia e tij është mëshirë për gjithë njerëzimin. Secila prej jetëshkrimeve të Pejgamberit a.s. na tregon se ai ishte një njeri i përsosur në moral, sjellje me të tjerët dhe këto virtyte ishin shenja të pejgamberisë së tij. Allahu i Madhëruar e lavdëroi atë në Kuran me fjalët: "Vërtet, ti je në një shkallë të lartë morali." (El Kalem, 4)

**Si një tokë e plasaritur që pret dhe ka nevojë për shi, njerëzimi ka pritur dhe kishte nevojë për të Dërguarin e Allahut xh.sh, i cili sipas ligjit të Zotit, do t'i bënte njerëzit e barabartë.**



Në jetën e tij, Muhamedi a.s. posedonte sjellje dhe moral, me të cilin mahniste edhe armikun e tij më të madh dhe e bënte atë mik të tij të ngushtë dhe të dashur. Ai u karakterizua me epitetin "El Emin" (i besueshmi dhe i drejti). Ai e solli



dritën e Islamit nga Allahu xh.sh. Ai e këshilloi ymetin dhe e përfundoi misionin e tij në mënyrën që i ishte besuar. Me fjalët e tij të buta dhe stilin e tij tërheqës të sjelljes, ai sqaroi me hollësi fjalën e Zotit dhe nuk la vend për dyshime dhe paqartësi. I Madhëruari, duke folur për Pejgamberin a.s., si mëshirë, ka thënë: "Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'ua lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kuranin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin krejtësisht të humbur." (Ali Imran, 164)

Transmetohet nga Vail ibën el Eska r.a., se i Dërguari i Zotit a.s. ka thënë: "Allahu i Lartësuar zgjodhi fisin Kinan nga pasardhësit e Ismailit a.s., kurse nga Kinani zgjodhi Kurejshët, kurse nga Kurejshët e zgjodhi Benu Hashimin, kurse nga Benu Hashimi më zgjodhi mua." [2]

Ibën Kethiri në tefsirin e tij, duke komentuar ajetin e 107-të, të sures El Enbija, thotë: "I Gjithëfuqishmi tregon se Muhamedin a.s. e bëri mëshirë për botët, d.m.th. se ua dërgoi të gjithëve nga mëshira, kështu që ai që e pranon këtë mëshirë dhe është mirënjohës për atë mirësi e dhunti, do të jetë i lumtur në të dy botët, e kushdo që e refuzon këtë mëshirë, ka dështuar-humbur në të dy botët." [3]

Falë mbinatyrshmërisë së disa detajeve të jetës së Muhamedit a.s., njerëzit që nga lindja e tij kanë mundur ta njohin mëshirën e Allahut. Ibën Saidi tregon fjalët e nënës së Muhamedit a.s., e cila ka thënë: "Kur e linda atë, bashkë me të linda një dritë të madhe, nga e cila më duket se shkëlqyen pallatet e Shamit." [4]

Gjyshi i Pejgamberit a.s. Abdulmutalibi dhe xhaxhai i tij Ebu Talibi, qysh nga fëmijëria e shihnin Muhamedin a.s., si një fëmijë jo të zakontë, prandaj për këtë e respektuan dhe ishin krenarë me të. Ibën Asakiri transmeton hadithin nga Xhelhemet ibën Arefat, i cili thotë: "Hyra në Mekë, e cila kishte një thatësirë, kështu që Kurejshitët thanë: "O Ebu Talib, lugina jonë po thahet, fëmijët tanë po vuajnë nga thatësira, hajde, ujite atë. Ebu Talibi doli me djalin, dielli dukej se errësohej, retë vërtiteshin. Djali vështroi qielli. Ebu Talibi e mori atë dhe e mbështeti me shpinë në muret e Qabesë dhe bëri shenjë me gisht në djalin. Ndodhi një mrekulli në qiell, retë erdhën nga të gjitha anët, u ngrit një stuhi dhe një shi i madh ra në luginë dhe ujiti gjithçka që kishte nevojë për ujë." [5]

Shembull tjetër të mëshirës së Allahut, të shfaqur në Resulullahun a.s. e gjejmë në rastin e udhëtimit të tij së bashku me xhaxhain e tij, Ebu Talibin për në Sham. Gjatë rrugës ata takohen me priftin Behira. Duke e marrë për dore djaloshin, Behira tha: "Ky do të jetë Pejgamber për të gjithë botën. Allahu do ta dërgojë atë si mëshirë për botët." Ebu Talibi i tha: "Si e di ti këtë?" Ai u përgjigj: "Kur vëzhguat në Akabe, nuk mbeti asnjë gurë, as bimë e as pemë, e që nuk i bëri sexhde, kurse ato i bien në sexhde vetëm pejgamberit. Unë kam dëgjuar për të në shpalljet tona. [6]

Në komentin e ajetit të 107-të, të sures El Enbija, Imam Kurtubiu përmend transmetimin nga Seid ibën Xhubejri r.a., kurse nga ai nga Ibën Abasi r.a., në të cilin thuhet: "Muhamedi a.s. është mëshirë për njerëzit të cilët e besojnë atë si Pejgamber dhe kush e konfirmon atë duke e ndjekur rrugën e tij është i lumtur. Ndërsa ai që nuk e beson atë si Pejgamber nuk është i sigurt nga fatkeqësitë që u ndodhën popujve të mëparshëm." [7]

Prandaj, ai që e pranon mëshirën e tij dhe është mirënjohës për të si një dhunti, do të jetë i lumtur në të dy botët. Kushdo që e refuzon këtë mëshirë, ai ka dështuar në të dy botët, siç thekson i Madhërishmi: "A nuk i vërejte ata që dhuntinë e Allahut e ndërruan me mosbesim dhe popullin e vet e sollën në vendin e shkatërrimit." (Ibrahim, 28)

Ebu Hurejra r.a. transmeton se: "Një herë tha: O i Dërguari i Allahut, mallkoi mushrikët. Ai a.s. u përgjigj: "Nuk jam dërguar për të mallkuar, por jam dërguar si mëshirë." (Muslimi)

Imam Ahmedi transmeton nga Selmani r.a., i cili thotë se, duke mbajtur fjalim i Dërguari i Allahut tha: "Allahu më dërgoi si mëshirë për botët dhe në Ditën e Gjykimit nga Allahu do të kërkojë mëshirë." (Ahmedi)

Komentuesi i njohur i Kuranit, Imam et Taberiu, thotë se, dijetarët

**Hija e kësaj mëshire të Allahut xh.sh. është e shtrirë për 14 shekuj për të gjithë ata që dëshirojnë t'i shijojnë mirësitë e saj.**



islamë nuk pajtohen dhe ndahen në dy mendime kur është fjala për kuptimin e ajetit të 107-të, të sures El Enbija.

Disa thotë se Muhamedi a.s. është mëshirë e Zotit për të gjithë njerëzit në tokë, nuk ka rëndësi nëse janë besimtarë apo jobesimtarë. Ky mendim është regjistruar nga Ibën Abasi r.a. i cili ka thënë: "Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit, atij do t'i jepet mëshira e Zotit, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër dhe kush nuk beson në Allahun dhe të Dërguarin e Tij, do të shpëtohet nga ndëshkimet të cilat i prekën popujt e mëparshëm."[8]

Grupi tjetër thonë se, Muhamedi a.s. është mëshira e Zotit vetëm për ata që janë besimtarë. Ky mendim është regjistruar nga Ibën Zejdi r.a., i cili ka thënë: "Fjala "botë" u referohet vetëm atyre që besuan në misionin e Muhamedit a.s. dhe të cilët iu bindën atij, ndërsa Muhamedi a.s. është fitne dhe sprovë për ata që nuk e pranuan atë dhe për ata që nuk e besuan mesazhin e tij."

Në fund, Imam Et Taberiu përfundon duke thënë: "Mendimi më i saktë është mendimi i parë, d.m.th. Muhamedi a.s. është mëshirë për të gjithë njerëzit në rruzullin tokësorë, si për besimtarët ashtu edhe për jobesimtarët. Sa u përket besimtarëve, Allahu i udhëzoi në rrugën e drejtë, duke i futur në xhenet për shkak të imanit dhe besimit në atë që erdhi Muhamedi a.s., si dhe për shkak të punës dhe zbatimit të tyre në praktikën jetësore."[9]

Duke komentuar ajetin e 107-të, të sures El Enbija, Muhamed Asadi thotë se, Muhamedi a.s. është dërguar si mëshirë për gjithë njerëzimin dhe në vazhdim të komentit thotë: "Për të zgjidhur këtë parim themelor në mesazhin e Kuranit dhe vërejtjen përkatëse, universaliteti i shpalljes kuranore buron nga tre fakte. Së pari, adresimi i saj për të gjithë njerëzimin, pavarësisht nga origjina, raca ose prejardhja kulturore. Së dyti, fakti që i drejtohet ekskluzivisht arsyes njerëzore dhe për këtë nuk paraqet ndonjë dogmë që mund të pranohet vetëm në bazë të besimit të verbër. Së fundmi, fakti që në kundërshtim me të gjithë librat e tjerë të shenjtë të njohur nga historia, Kurani ka mbetur tërësisht i pandryshuar në tekstin e tij, që nga shpallja e tij, katërmbëdhjetë shekuj më parë. Por edhe sepse është regjistruar kaq gjerësisht, dhe do të mbetet kështu përgjithmonë, në përputhje me premtimin hyjnor: "Me të vërtetë, Ne do ta ruajmë atë."[10]

Andaj, bindja ndaj Pejgamberit a.s. dhe ndjekja e rrugës së tij është një masë e besimit të saktë. Allahu i Lartësuar tha: "Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që falë shumë, mëshiron shumë." (Ali Imran, 31)

Hija e kësaj mëshire të Allahut xh.sh. është e shtrirë për 14 shekuj për të gjithë ata që dëshirojnë t'i shijojnë mirësitë e saj. Nga kjo hije, civilizimit njerëzor iu dhurua kultura dhe civilizimi i bujshëm islam, që la gjurmë të pashlyeshme në histori dhe i cili ka hedhur një themel të fortë për përparimin njerëzor. Për të gjitha arritjet e arritura nga myslimanët, ata duhet ta falënderojnë Allahun e Lartësuar, i Cili ua shpalli Islamin dhe që i Dërguari i Allahut a.s. e përcolli atë me fjalë dhe me vepër, si një model i përsosur i jetës në këtë botë.

Sot njerëzimi ka më së shumti nevojë për ta ndjerë këtë mëshirë dhe freskinë e saj, sepse është i trazuar, i devijuar, i humbur në shkretëtirat e materializmit, ferrit, të luftërave dhe thatësisë së shpirtrave dhe zemrave.[11]

Mesazhet e Muhamedit a.s., të shprehura përmes bukurisë së të folurit, sjelljes së mrekullueshme, dhe mbi të gjitha natyrës fisnike, janë një kërkesë e kohës sonë. Aq më tepër, kur ai fliste vetëm të vërtetën, i mbante premtimet e tij dhe me çdo çmim e analizonte amanetin. Butësia, mirësia dhe përulësia ishin karakteristikat kryesore të moralit të tij.

E gjithë kjo tregon se Muhamedi a.s., ashtu siç thotë Kurani, ishte shembulli më i mirë, dhe për këtë arsye ne duhet ta ndjekim atë dhe ta marrim si shembull në jetën tonë të përditshme. Vetëm me metodat e tij ne mund ta njohim Islamin e vërtetë.

*1. Sayyid Qutb, U okrilju Kur ana, Vëll. 17, FIN, Sarajevë, 1999, f. 72. 2. El-Munziri, Muslimova zbirka hadisa (përmbledhje), El-Kalem, Sarajevë, 2004, f. 677. 3. Ibën Kethir, Tefsir Ibn Kesir (versioni i shkurtuar), Sarajevë, 2002, f. 858. 4. Safijjurrahman el-Mubarekfuri, Zapečaćeni džennetski napitak, Sarajevë, 2001, f. 51. 5. Po aty, f. 55. 6. Po aty. f. 55. Ose shih në jetëpërshkrimin e Muhamedit s.a.v.s., nga Ibën Hishami, 1/180, 181, 182, 183. 7. El-Kurtubi, El-Xhamiul-Ahkamil-Kuran, Vëll. 14, Al-Resalah Publishers, Bejrut - Liban, 2006, f. 302. 8. Ibën Kethir, Tefsir Ibn Kesir (versioni i shkurtuar), vep. e. cit., f. 858. 9. Et-Taberi, Tefsiru et-Taberi, Vëll. 5, Muesseseti Risaleti, Bejrut-Liban, 1994, f. 283. 10. Muhammed Asad, Poruka Kur'ana, El-Kalem, Sarajevë, 2004, f. 496. 11. Sayyid Qutb, U okrilju Kur ana, vep. e cit., f. 73.*

Mr. Isa Lushaku

# “Errësira” e shpellës Hira që shndriti Perëndimin

Historiani amerikan, Scott, në librin e tij “Historia e qytetërimeve afrikane” thotë: “Në fillim të ngritjes së civilizimit në Evropë, 99% e evropianëve ishin analfabet. Ndërsa, në anën tjetër, në botën islame, vetëm në Andalus ishin 17 universitete, në atë kohë kur Evropa nuk e ka ditur se çfarë kuptimi ka fjala universitet.”

Thirrja jonë e vazhdueshme për realizimin e porosisë së parë hyjnore të Kuranit Fisnik “lexo”, shpeshherë has në misionarë, të cilët Islamin mundohen ta paraqesin si një shkaktar të prapambeturisë dhe si një pengesë të përparimit të shoqërisë. Këta misionarë bëjnë thirrje të vazhdueshme që të braktiset besimi ynë dhe që të drejtohemi drejt kulturës dhe civilizimit perëndimor, evropian, me pretekstin se vetëm atëherë kur Perëndimi braktisi të gjitha fetë, arriti civilizimin e tyre. Por, e vërteta është tërësisht e kundërt. Islami, jo që është pengesë e zhvillimit dhe civilizimit, por themi me bindje të plotë se, civilizimi evropian është rezultat i civilizimit islam, është rezultat i thirrjes kuranore të shpallur në shpellën Hira: “Lexo me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi...”

Civilizimi evropian është lindur nga ani i civilizimit islam. Kësisoj, është e pamundur të imagjinohet ngritja dhe ekzistenca e civilizimit evropian pa Islamin. Mirëpo, ky fakt pranohet vetëm nga një grup i vogël studiuesish dhe historianësh perëndimorë, të cilët nuk hezitojnë ta shprehin këtë të vërtetë edhe në shkrimet dhe studimet e tyre. Orientalistja gjermane, Zigrid Honke, e mahnitur me civilizimin islam, në librin e saj me titull “Dielli arab shndrit mbi Perëndimin”, libër ky i përkthyer në disa gjuhë, mes tjerash thotë: “Te ne në Gjermani, njerëzit dinë shumë pak rreth mundit tuaj civilizues, si dhe rreth rolit tuaj në ekzistencën e civilizimit perëndimor.” Ajo ndër të tjera shton: “Ka ardhur koha që të bisedohet për një popull që pati ndikim tejet të madh në rrjedhat e ngjarjeve botërore, të cilit Evropa dhe mbarë njerëzimi i kanë borxh për shumëçka”. Orientalistja Honke pranon gjithashtu edhe fshehjen e fakteve rreth rëndësisë dhe mundit civilizues të myslimanëve nga ana e shumicës së shkencëtarëve evropian, ku thotë: “Kush lexon 100 libra të historisë, në 98 prej tyre nuk gjen një emër të atij populli (myslimanë).”

Një nga orientalistët francez, në librin e tij “Mrekullia arabe” thotë: “Historia franceze, e cila u paraqitet francezëve, që nga shkolla fillore e deri në universitet, paraqitet me një selektivizëm flagrant, ku e kalon pa përmendur thuajse asgjë për Islamin, myslimanët dhe për duart e tyre të bardha.” Historiani amerikan, Mark Graham, në librin e tij “Si e krijoi Islami botën bashkëkohore” thotë: “Aq shumë u morëm atyre (myslimanëve), saqë ne filluam të mohojmë se morëm nga ata ndonjë gjë.” Ai, gjithashtu thotë: “Evropa për pesëqind vjet ishte nxënëse e civilizimit islam.”

Mjafton të theksojmë se, biblioteka në Vatikan ende përmban mijëra dorëshkrime islame në raftet e saj, mijëra libra që ishin vjedhur dhe riformuluar.

Historiani amerikan, Scott, në librin e tij “Historia e qytetërimeve afrikane” thotë: “Në fillim të ngritjes





së civilizimit në Evropë, 99% e evropianëve ishin analfabet. Ndërsa, në anën tjetër, në botën islame, vetëm në Andalus ishin 17 universitete, në atë kohë kur Evropa nuk e ka ditur se çfarë kuptimi ka fjala universitet."

Vetëm Universiteti Islam i Kurtubës në Andalus, kishte njëmbëdhjetë mijë studentë, të cilët studionin në shkenca të ndryshme, dhe ishte e çuditshme që, katër mijë prej tyre ishin evropianë, të cilët më pas ndikuan në arsimimin dhe zhdukjen e analfabetizmit të lartpërmendur në Evropë. Kjo është e vërteta e fshehur, kjo është Evropa e cila ka lindur nga ani i universiteteve islame.

Mark Graham thotë: "Në Bagdad, në kohën e abasitëve, kishte më shumë libra që botoheshin dhe kopjoheshin çdo vit, sesa që sot botohen dhe shtypen në Nju Jork. Në bibliotekën më të madhe në Egjipt, në kohën e fatimive ishin dy milionë libra, ndërsa në të njëjtën kohë, në Universitetin e Mjekësisë në Paris, gjendeshin vetëm nëntë libra. Në kohën e Harun err Rrashidit, vetëm në njërën nga lagjet e Bagdadit, kishte njëqind biblioteka për shitjen e librave dhe fletave me ngjyra të ndryshme. Vetëm biblioteka "Nakim" kishte më shumë se një mijë libra dhe të gjitha të shkruara në letër."

Në vitin 960, në kohën e Ibën Abdurrahmanit, në Andalus ishte hapur libraria me libra nga letra, të cilat Evropa i njohu vetëm pas tre shekujve. Universiteti i Napolit në Itali, i ndërtuar në vitin 1224 nga Federico II, ishte pothuajse universitet islamik, në të cilin programet mësimore ishin të vendosura nga profesorët myslimanë, të shkencave të ndryshme, prej të cilëve Federico II kishte kërkuar ndihmë në themelimin e këtij universiteti.

Gjithashtu, Universiteti i parë mjekësor në Salerno të Italisë, ishte universitet islam, në të cilin librat dhe programet ishin islame. Libri i Imam Raziut "Al Havi", ishte përkthyer në latinisht, në vitin 1279, me emrin "Liber Continens", e që ishte bazë në fakultetet e mjekësisë në Evropë dhe leximi i tij ishte i obliguar përgjatë peseëqind vjetëve rresht. Nikola Koperniku, i cili i takon Rilindjes Evropiane, konsiderohet si "themelues" i astronomisë moderne dhe si i "pari" që formuloi teorinë heliocentrike. Ai ishte i ndikuar nga dijetari islam Nasir al Din al Tusi, ndërtues i observatorit dhe Qendrës Shkencore për Vëzhgime Astronomike në Azerbajxhanin e sotshëm.

Tusi në teorinë e tij "Muzdevixhe et Tusi" kundërshtoi teorinë gjeocentrike të Nikola Kopernikut, 150 vjet më parë se ai. Kjo teori e sheh tokën si qendër të universit dhe se dielli, yjet dhe planetët lëvizin rreth saj. Është i çuditshëm fakti se, kur është zbuluar dorëshkrimi "Muzdevixhet et Tusi" dhe kur është krahasuar me Nikola Kopernikun, janë gjetur ngjashmëri absolute, saqë edhe të dhënat dhe simbolet gjeometrike ishin të njëjta.

Pra kemi të bëjmë me një vjedhje të qartë nga "themeluesi" i astronomisë moderne, e i cili sot konsiderohet si ikonë e revolucionit shkencor.

Papa francez, Silvesteri II (Gerber), pasi që mësoi gjuhën arabe dhe zotëroi shkencat nga dijetarët islamë në Kurtuba, u bë studiuesi më i njohur evropian i kohës së tij, e më pas u bë edhe bartës i njohurive të aritmetikës, matematikës dhe astronomisë. Ai kishte bartur edhe astrolabin, një instrument çudibërës, një yll metali që matë dimensionet e hënës, diellit dhe yjeve dhe që përcaktonte vendet globale me një saktësi të mahnitshme. Ky instrument arriti në Evropë njëqind vjet më vonë përmes Silvesterit II. Ai barti edhe fikhun – jurisprudencën e Imam Malikut. Por, ai nuk u tha atyre se kjo ishte jurisprudenca e një dijetari islam me emrin Malik ibën Enes, por u tha se ky ishte Ligji i Ri Romak, që më vonë u paraqit si Ligji i Napoleonit. Argumentet që vërtetojnë ndikimin e civilizimit islam në civilizimin evropian janë të shumta. Ani pse, këto fakte dhe këto argumente mbeten ende të fshehura dhe të pa thëna nga evropianët mosmirënjohës. Megjithatë, këto fakte dhe këto argumente, tregojnë se kush ishim dhe kush ishin ata. Këta ishin disa nga myslimanët që vendosën themelet e civilizimit evropian. Ky ishte ndikimi i Islamit, që sot bota mundohet ta paraqes si shkaktar të prapembeturisë dhe si pengesë të civilizimit.

Artan Musliu

# Në ditëlindjen tënde!

Një Pejgamber që përgjatë gjithë jetës së tij bëri thirrje dhe predikoi për ruajtjen e gjuhës, derisa fjalën e bukur e trajtoi si lëmoshë, e si mund të mbrohet ky duke sharë e duke ofenduar?!

Jemi në muajin Rebiul Evel, apo siç njihet ndryshe edhe si Muaji i Mevludit. Mevlid do të thotë lindje dhe me të aludohet në lindjen e Muhamedit a.s.

Në këtë muaj jemi mësuar që të kemi akuza, ofendime, përqeshje, tallje, karikatura, e çka jo tjetër. Të gjitha këto me qëllimin e vetëm, atë të përqeshjes së figurës së ndritshme të Pejgamberit a.s.

E tërë kjo ngjallë urrejtje, nxitë fyerje, shkakton trazira dhe jo stabilitet në mesin e myslimanëve. Kjo po ashtu ngjallë reagime edhe në adresë të të parëve, pra në adresë të atyre që ofenduan figurën e Pejgamberit a.s.

Padyshim se kjo bëhet me qëllim të mirë, nga besimi dhe bindja fetare. Pra, myslimanët janë të bindur se, po nuk reaguan në mbrojtje të Pejgamberit a.s., atëherë ata frikësohen se nuk e kanë dëshmuar besimin e tyre. E me këtë do të kuptohet se në besimin e tyre ka mangësi.

Çdokush ka të drejtë të mendoj dhe të pyes se çfarë të keqe ka nëse veprohet kështu? Fundja, a nuk është obligim fetar që të mbrohet Pejgamberi a.s.?

Po, është e vërtetë se është obligim fetar, por qëllimi nuk e arsyeton mjetin. Thjesht, e mira nuk mund të mbrohet me të keqe.

Me këtë do të thotë se, nëse njeriu dëshiron që të bëjë ndonjë vepër të mirë, duhet ta gjejë edhe metodën, formën dhe mjetin e mirë, e pastaj ta kryejë atë vepër. Pra, nëse një njeri dëshiron që ta ndërtojë një xhami, nuk mund ta ndërtojë atë me para të vjedhura, me para të fituara në mënyrë të jashtëligjshme apo të falsifikuara. Po ashtu, nëse një njeri dëshiron të shkojë në Qabe për ta kryer haxhin, ai nuk mund të shkojë me para të bixhozit, drogës apo prostitucionit.

## Pse?

Sepse qëllimi nuk e arsyeton mjetin. Pra, me këtë, neve nuk na lejohet që të mirën ta mbrojmë me të keqe.

Në rastin tonë, qëllimi ynë është mbrojtja e Pejgamberit a.s. Ky është qëllimi më fisnik dhe më i ndershëm që ka çdonjëri prej nesh. Këtu nuk kemi asnjë dyshim dhe asnjë problem, nëse do të duhej të vepronim në këtë mënyrë. Por, problemi ynë është te mjeti, te forma dhe mënyra që kemi përzgjedhur dhe që jemi duke përdorur për ta mbrojtur Pejgamberin a.s. Shtrohet pyetja, a mbrohet me fyerje një Pejgamber, i cili tregon se është dërguar për të plotësuar normat e moralit, një Pejgamber për të cilin ka thënë Zoti se është me normat më të larta të moralit?!

Një Pejgamber që përgjatë gjithë jetës së tij bëri thirrje dhe predikoi për ruajtjen e gjuhës, derisa fjalën e bukur e trajtoi si lëmoshë, e si mund të mbrohet ky duke sharë e duke ofenduar?!

Një Pejgamber që kishte përkufizuar myslimanin si një njeri, nga dora dhe gjuha e së cilit janë të shpëtuar dhe të kursyer myslimanët e tjerë, e si mund të mbrohet i tilli me sharje e me fyerje?!

Andaj, Pejgamberi a.s. nuk ka nevojë për sharjet tona, fyerjet tona, gjuhën vulgare dhe sjelljet prej vagabondësh që ne bëjmë. Ne na duhet mirësjellja, shëmbëlltyra, edukata, morali e etika që kishte Pejgamberi ynë a.s.

Zoti xh.sh. na ka treguar se çka do të gjejmë te Pejgamberi a.s., Ai na ka treguar se tek ai kemi shëmbëlltyrën më të mirë, andaj assesi nuk guxon të jetë e kundërta.

Jam i bindur se forma më e mirë për ta mbrojtur Pejgamberin a.s. është ndjekja e shembullit të tij, pasimi i sjelljes së tij dhe praktikimi i fjalëve dhe i mësimeve të tij. Kështu ne do të arrinim tri kënaqësi:

E para, me ndjekjen e shembullit dhe të traditës së Pejgamberit a.s, ne do të arrinim kënaqësinë e Zotit xh.sh.;

E dyta, me pasimin e mësimeve dhe sjelljes së tij, ne do të arrinim kënaqësinë e Pejgamberit a.s.;

E treta, me mirësjelljen tonë do të përfitonim zemrat e njerëzve dhe kjo do të bëhej shkak që të arrinim kënaqësinë e tyre.

Mos të harrojmë se prej nesh kërkohet që, të keqen ta kthejmë me të mirë. Andaj, a do të ishim në gjendje që, sa herë që dikush ta ofendojë Pejgamberin a.s., ne ta sfidojmë atë, që si kundërpërgjigje, ne të mësojmë diçka më shumë për Pejgamberin a.s. Të mësojmë nga thëniet e tij, nga sjellja dhe morali i tij, nga jeta e tij fisnike, të mësojmë e ta vëmë në praktikë atë. Krejt në fund, mos të harrojmë se, në shumicën e rasteve, predikimi praktik ka qenë shumë më efektiv sesa ai teorik.

PhD (c) Besir Neziri

# Manifestimi i Mevludit në Prishtinë, në vitin 1912

Dihet mirëfilli se, poezia dhe poetët, përgjatë historisë kanë pasur një rol të veçantë në jetën shoqërore dhe në kulturën arabe. Janë të njohura garat e poetëve në Meke gjatë kohës së haxhit, ku poezitë e përzgjedhura vareshin në dyert e Qabesë së bekuar, dhe s'ka dyshim se ato kanë ndikuar në formimin e ideve, opinionit dhe të edukimit të shoqërisë. Kur lexojmë biografinë e të dashurit tonë Muhamedit a.s. gjejmë se Pejgamberi a.s. u kishte dhënë poetëve pozitën e tyre të merituar, duke i respektuar e duke i nderuar për poezitë që thurnin në lavdërim të fesë islame dhe të personalitetit të tij. Në to pasqyroheshin mirësitë e fesë islame dhe kundërshtoheshin poetët e tjerë jobesimtarë, të cilët thumbonin e mohonin fenë dhe misionin e ndritshëm të Muhamedit a.s.

Andaj, gjejmë edhe hadithe të Muhamedit a.s., kur i drejtohet Hasan ibën Thabitit (vd. 54/674), duke i thënë: "Thuaja poezisë o Hasan, se Xhibrili po të ndihmon", e në nderim të tij, Muhamedi a.s. ia kishte shtruar xhyben e vet, që ai të ulet mbi të e t'ia thoshte poezisë:

*"Të bukur sikur ty,*
*nuk më kanë parë sytë kurrë,*
*sikur ti nuk ka lind nëna,*
*je krijuar pa asnjë të metë,*
*ashtu sikur do të dëshiroje vetë."*

Pas vdekjes së Muhamedit a.s., në botë u krijuan shumë vepra letrare e artistike në fusha të ndryshme, me qëllim të lavdërimit të figurës së Pejgamberit a.s. Një ndër krijimtaritë letrare e artistike me të përhapura në botën islame, që lavdëron të Dërguarin e Zotit, Muhamedin a.s., është mevludi. [1]

Mevludi, si një krijimtari letrare e artistike, që për trajtim ka lindjen e Muhamedit a.s. dhe si një traditë festimi, zë një vend të rëndësishëm, si në letërsi ashtu edhe në jetën kulturore të shoqërive, të cilat janë të nderuara me pranimin e fesë islame. Manifestimi i mevludit në botën islame ka filluar në shekullin X në Egjipt, përgjatë kohës së sundimit të Fatimive. Në fillimin e tij, mevludi nuk u pranua sa duhet nga myslimanët për shkak të mënyrës së manifestimit. [2] Manifestimi në mënyrë të organizuar e masive i mevludit përsëritet në mbarim të shek. XII dhe në fillim të shek. XIII. Ky manifestim u organizua nga sundimtari i atëhershëm i Erbilit (qytet në veri të Irakut), mbreti Muzafer Kevkeburi, i cili ishte një nga sundimtarët e famshëm, bujar dhe humanist i madh, njëherësh ai ishte dhëndër i Salaudin Ejubit. Në këtë mënyrë është shkruar edhe



mevludi i parë "Kitâbu't-Tenvîr fî Mevlidi's-Sirâxhi'l-Munîr" nga Ebu'l-Hafiz Hattab b. Dihje el- Endelusi. Sulltan Kevkeburi e shpërbleu autorin për këtë vepër me 1.000 dinarë. Pas kësaj, tradita e festimit të mevludit u përhap në tërë botën islame.[3] Edhe në protokollin e sarajit osman shihet se mevludi është festuar në mënyrë zyrtare, por nuk ka informacione të sigurta se prej kur ka filluar të festohet mevludi tek osmanët. Në bazë të disa regjistrave, në disa vakëfname, shihet se fillimi i traditës së festimit të mevludit daton që nga koha e Osman Gazit. Ndërsa në disa burime historike shihet se, në periudhën e Sulltan Selimit të Dytë ka filluar tradita e zbukurimit të xhamive me kandila në ditët e netët e mëdha, si dhe organizimi i manifestimeve. Këto manifestime janë bërë në mënyrë të rregullt tek në kohën e Sulltan Ahmetit të Parë. Mendimi më i pranuar është se, nga viti 1558, në kohën e Sulltan Muratit të Tretë, mevludi është festuar në mënyrë zyrtare në protokollin e shtetit osman dhe se me kalimin e kohës ka filluar të përhapet edhe në masë të gjerë, te populllata.[4]

Mevludi në Ballkan, i cili është i ndikuar plotësisht nga tradita osmane, ka fituar një kuptim të gjerë, veçanërisht me rastin e ditëlindjes së të Dërguarit të Zotit, Muhamedit a.s., si dhe me rastin e disa ngjarjeve që kanë karakter fetar. Në bazë të të dhënave, mevludi në Ballkan ka filluar të festohet në mënyrë jozyrtare, më 12 Rebiul evel, datë e cila është e pranuar si ditëlindja e Muhamedit a.s. P.sh. në vakëfnamenë e Xhamisë Gazi Hysrev Beg në Sarajevë, të vitit 1531, është e shënuar se janë ndarë për mevlud 300 dërhem. Kjo datë tregon se, ceremonia e mevludit u mbajt 68 vjet më pas, pasi që Fatih Sulltan Mehmeti pushtoi Bosnjën (1463).[5] Të dhëna të ngjashme gjenden edhe në vakëfnametë e xhamive të tjera të rajonit, si dhe në testamentet personale. P.sh. në vakëfnamenë e Xhamisë Jashar Pasha të Prishtinës, të vitit 1836, është kushtëzuar që çdo vit të ndahen 500 grosh nga qiraja e mullirit të fshatit Lluzhan për këndimin e mevludit.[6]

I pari që filloi praktikën e ndezjes së kandilave në minaret e xhamive gjatë këndimit të mevludit ishte Shejh Nexhmeddin Hasan, i cili ishte ndihmës i Bali Efendiut nga Sofja, e ky i fundit ka qenë nxënës i Shejhul islam Shejhi Efendiut. Një praktikë e tillë i pëlqeu shumë Sulltan Muradit të Tretë, kështu që ai më 10 shkurt 1588, urdhëroi që të ndizen kandilat në të gjitha minaret e xhamive, me rastin e ditëlindjes së të Dërguarit të Zotit, Muhamedit a.s., si dhe të këndohet mevludi në xhami dhe në mesxhide. Nga kjo datë, mevludi filloi të festohet edhe zyrtarisht në Ballkan.[7]

## Manifestimi i Mevludit te shqiptarët

Mevludi në trojet shqiptare është festuar duke organizuar ceremoni të ndryshme. Kjo ngase, populli shqiptar me pranimin e fesë islame mbolli dashuri të madhe në zemrat e tyre për Islamin dhe për Pejgamberin e Allahut, Muhamedin a.s. Këtë dashuri të madhe për Muhamedin a.s. e dëshmon edhe përkthimi dhe shkrimi me mjeshtëri dhe në mënyrë artistike i shumë mevludeve në gjuhën shqipe nga personalitet të njohura shqiptare. Ndër më të njohurit janë Hasan Zyko Kamberi, Ismail Flloqi, Hafiz Ali Ulqinaku, Hafiz Ali Korça, Hafiz Ibrahim Dalliu, Tahir efendi Popova etj.[8]

## Këndimi i Mevludit në Prishtinë, në vitin 1912

Në bazë të dokumenteve arkivore ormanë që i kemi hasur gjatë hulumtimeve, shohim se në Prishtinë, në vitin 1912, me urdhrin e Sulltanit është festuar mevludi dhe është bërë duaja e hatmes në mënyrë zyrtare. Kjo ceremoni është bërë me datën 12 Rebiul Evel të vitit 1330 (01.03.1912), në ditën e xhuma, në Xhaminë Sulltan Mehmet Fatih (Xhamia e Madhe) dhe në Xhaminë Sulltan Murad (Xhamisë e Çarshisë). Në bazë të dokumenteve osmane që kemi siguruar ne, vërejmë se manifestimi i mevludit që ishte planifikuar të mbahej në Xhaminë e Madhe, u detyrua të mbahej edhe në Xhaminë e Çarshisë, për shkak të pjesëmarrjes së mijëra njerëzve, që ishin përmalluar e mallëngjyer për Pejgamberin a.s.[9]

Në një dokument tjetër shihet se zyrtari i ngarkuar për organizimin e ceremonisë së manifestimit të mevludit, e njofton valiun e Kosovës (në dokumentin në fjalë nuk ceket emri i valiut të Kosovës dhe as emri i zyrtarit) për përgatitjet e ceremonisë. Ai po ashtu e njofton se numri i pjesëmarrësve do të jetë i madh, e për këtë arsye duhet që sasia e gjërave të porositura të rritet më shumë dhe të jenë në Prishtinë dy ditë para ceremonisë, përkatësisht më 10 Rebiul Evel 1330 (28.02.1912).[10]

Në traditën osmane, gjatë ceremonisë së këndimit të mevludit janë shpërndarë sheqerka, sherbet e dhurata të ndryshme. Këtë traditë e shohim edhe të vakëfnameja e Jashar Pashës, ku për gjëra të tilla është ndarë shuma prej 500 groshësh. Në të thuhet: "Të shpenzohen 500 grosh për parfum trëndafili që t'ju shpërndahet xhematit në fillim të ceremonisë, për ndezjen e vajrave aromatike, si dhe për shërbim të sherbetit pasi që të ulen në xhami, kur ata të ngrihen në këmbë në shenjë respekti në momentin kur të përmendet lindja e Pejgamberit a.s., e që është një traditë e mirë, në xhaminë e lartpërmendur (Jashar Pashës), në ditën e 12 të muajit Rebiul Evel."[11]

Ceremonia ka filluar me duanë e hatmes para namazit të xhumasë, ndërsa pas namazit është kënduar mevludi.



*Faksimile e vakëfnames së Jashar Pashës*

## Këndimi i Mevludit në Xhaminë Sulltan Mehmet Fatih (Xhaminë e Madhe)

Ata që kënduan hatme në këtë xhami ishin:

Hafëz Sulejman Efendiu;
Imam, hafëz Rexhep Efendiu;
Mualim, hafëz Rexhep Efendiu;
Imam, hafëz Jusuf Efendiu;
Myezin, hafëz Xhemal Efendiu;
Myezin, hafëz Jusuf Efendiu;
Hafëz Jahja Efendiu;
Hafëz Sait Efendiu;
Hafëz Besim Efendiu;
Hafëz Jasin Efendiu;
Hafëz Mahmut Efendiu;
Hafëz Jusuf Efendiu, prej Medresesë;
Hafëz Islam Efendiu, prej Medresesë;
Muhaxhir Hafëz Osman Efendiu.
Ndërsa ata që e kanë kënduar mevludin kanë qenë:
Imami i Topçive, hafëz Mehmet Efendiu;
Hafëz Tevfik Efendiu;
Hafëz Sait Efendiu;
Hafëz Mahmut Efendiu;
Kujdestari i xhamisë, hafëz Tevfik Efendiu.
Duanë e ka bërë Myfti Efendiu.

Personeli i kësaj xhamie ishte i përbërë nga vaiz, myderriz Nazif Efendiu, imam Jusuf Efendiu, myezin, hafëz Jusuf Efendiu, myezin, hafëz Xhemal Efendiu dhe kujdestari i xhamisë Osman Efendiu. [12]

## Këndimi i Mevludit në Xhaminë e Sulltan Muratit (Xhaminë e Çarshisë)

Ata që kënduan hatme në këtë xhami ishin:

Hafëz Abdullah Efendiu;
Hafëz Sherif Efendiu;
Haxhi Junus Efendiu;
Hafëz Ali Efendiu, nga Medreseja;
Vëllai i hafëz Ali Efendiut, nga Medreseja;
Vëllai tjetër i hafëz Ali Efendiut, nga Medreseja;
Hafëz Osman Efendiu;
Hafëz Ishak Efendiu;
Hafëz Hasani, i biri i Sadik Efendiut;
Hafëz Ismail Efendiu, nga Medreseja;
Hafëz Sait Sidki Efendiu;
Hafëz Rifat Efendiu;
Hafëz Mehmet Efendiu;
Hafëz Iljas Efendiu.
Ndërsa ata që e kanë kënduar mevludin kanë qenë:
Mulla Abdullah Efendiu;
Muhaxher, hafëz Mahmut Efendiu;
Hafëz Abdurrahim Efendiu;
Hafëz Osman Efendiu;
Hafëz Ahmet Efendiu, nga Dobërçani.
Duanë e ka bërë Omer Efendiu.

Personeli i kësaj xhamie ishte i përbërë nga Imam, hafëz Osman Efendiu, myezin Ismail Efendiu, myezin Zahit Efendiu dhe kujdestari i xhamisë, Mulla Emini.[13]

Shpenzimet e këtij manifestimi për të dyja xhamitë kanë pasur koston 4960 grosh, apo 40 lira, të cilat janë mbuluar nga shteti.

Në një dokument të datës 14.03.1330/03.03.1912 thuhet se, ministri i jashtëm Haci Adil Efendiu, i cili ka qenë në Prishtinë, është njoftuar se Sulltani (Sulltan Reshati) ka qenë i kënaqur me manifestimin e mevludit në Prishtinë. [14]

Nga dokumentet e kohës, shohim se tradita e këndimit të mevludit ka qenë e kahershme dhe fatmirësisht kjo traditë ende edhe sot e kësaj dite vazhdon të praktikohet në xhamitë qendrore të Kosovës.

*1. İsa Onay, "Mevlitlerde ve Naatlarda Hz. Peygamber'in Efdaliyetine İlişkin Tasavvurun Dini Referanslar Açısından Değeri", Marife Dini Araştırmalar Dergisi 19/2, 2019, fq. 493-494. 2. Mehmet Şeker, "Osmanlılarda Mevlid Alayı", Diyanet İlmi Dergi 35/1 (1999), fq. 28. 3. Ali İhsan Karataş, "Osmanlı Toplumunda Hz. Peygamber Sevgisinin Tezahürü Olarak Kurulan Mevlid Vakıfları", İstem 11/6 (2008), fq. 50-51. 4. Şeker, po aty, fq. 29. 5. Muhammed Aruçi, Balkanlar'da Mevlid Geleneği, Din ve Hayat: İstanbul Müftülüğü Dergisi 1 (2007), fq. 68-69. 6. BOA, EV.VKF., 25/8, 29.12.1202 / 30.0.1788, fq. 10. 7. Aruçi, po aty, fq. 69. 8. Ramadan Shkodra, "Manifestimi i Mevludit në Kosovë (dikur dhe sot)", Përmbledhje kumtesash nga sesioni shkencor (Prishtine, 22 Prill 2009), Prishtinë, 2010. 9. BOA, DH.MUİ., 153/49, h. 12.03.1330 /m. 01.03.1912. 10. BOA, DH.MUİ., 153/16, h. 05.03.1330 /m. 23.02.1912. 11. BOA, EV.VKF., po aty, fq. 10. 12. BOA, HSDHADB, 4/33, 18.12.1327/02.03.1912, fq. 2. 13. BOA, HSDHADB, po aty, fq. 2. 14. BOA, MB.İ…, 159/59, 14.03.1330/03.03.1912.*

Besa Ismaili-Ahmeti

# Qëndrimi i Muhamedit a.s. ndaj grave

Eksploatimi sistematik i grave përmes mohimit të të drejtave të tyre për jetë, arsimim, trashëgimi, liri të shprehjes dhe lëvizjes, pastaj mohimi i të drejtave të tyre politike dhe arritjes së shanseve ekonomike, ngufatja e tyre intelektuale dhe shpirtërore, si dhe ajo më e rënda – infanticidi femëror, ishin vetëm disa nga mënyrat e jetesës në shoqërinë arabe, para islamit, në të cilën edhe lindi i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s.

Ishte kjo shoqëri e cila funksiononte në bazë të sistemit të traditave, dokeve dhe zakoneve fisnore, e zhytur në idhujtari dhe besëtytni. Të tilla ishin të gjitha shoqëritë e asaj kohe dhe para saj, si ajo greke, romake, persiane, hinduse etj.

Gratë ishin në gjendje të mjerueshme, pa qenë asnjëherë në pozitë të protestojnë apo edhe të kundërshtojnë. Gratë (që kishin fatin të mos jenë të varrosura që në lindje, vetëm pse kishin lindur vajza) nuk kishin të drejtë arsimimi, martese/shkurorëzimi me pëlqimin e saj, nuk trashëgonin, nuk gëzonin fitimet e punës së tyre, nuk pyeteshin për fëmijët e tyre, rriheshin dhe vriteshin pa dhënë askush llogari për to, jepeshin, shiteshin dhe shkëmbeheshin varësisht nga teket e të tjerëve. Nuk kishte asnjë njeri që të bënte diç për to, e po ashtu nuk kishte asnjë zhvillim në shoqëri që do të zbuste sadopak dhimbjet dhe vuajtjet e tyre.

## Pastaj erdhi Muhamedi!

Shfaqja e Muhamedit a.s. në këtë shoqëri, respektivisht shpallja hyjnore me të cilën u obligua, shënon një kthesë esenciale, një ndryshim historik në pozitën e grave. Muhamedi a.s. filloi thirrjen për barazi mes burrave dhe grave, për ndjeshmëri dhe respekt ndaj tyre. Po apelonte te njerëzit që të kenë frikë Zotin për punët që bënin, apo për ato që nuk bënin ndaj grave.

**Muhamedi a.s. i mësoi prindërit e vajzave se, nëse kujdesen mirë për to dhe i edukojnë siç duhet, do të jenë në xhenet, e nëse u flasin mirë atyre, ato do të flasin mirë për ta në Ditën e Gjykimit.**

Përmes shpalljes hyjnore të islamit, Muhamedi a.s. vendosi dhe sistemoi të gjitha të drejtat, obligimet dhe përgjegjësit që do ta ngrenë gruan në statusin fisnik të saj, të cilin ajo e meritonte. Në një status të tillë, që nuk u arrit në asnjë sistem tjetër më parë apo edhe më pas.

Muhamedi a.s. i mësoi prindërit e vajzave se, nëse kujdesen mirë për to dhe i edukojnë siç duhet, do të jenë në xhenet, e nëse u flasin mirë atyre, ato do të flasin mirë për ta në Ditën e Gjykimit. Muhamedi a.s. i mësoi njerëzit se xheneti është nën këmbët e nënave të tyre. Ai i mësoi njerëzit që të mos bëjnë dallime mes fëmijëve të tyre, as edhe sa një hurmë.

Ai i mësoi etërit t'u japin vajzave të tyre nga pasuria e tyre dhe që të mos u marrin nga pasuria që u japin burrat e tyre. Ai i mësoi burrat se si të sillen mirë dhe drejt me gratë e tyre në martesë, e gjithashtu edhe në rast të prishjes së martesave të tyre. Ishte Muhamedi a.s., ai që i mësoi njerëzit se si të sillen me bijat e tyre të martuara. I mësoi ata se si të kon-sultohen me gratë dhe bijat e tyre. Nga Muhamedi a.s. mësohet më së miri se si të bisedohet, se si zhvillohen mendimet e pavarura, se si legjitimohen mendimet e grave në shoqëri. Nga Muhamedi a.s. mësohet se si ndihmohen gratë në punët e shtëpisë, në nxënien e dijes, në shoqëri etj. Ai ua ilustroi njerëzve mësimin më të mirë për pasojat, në rast të ndërhyrjes në personalitetin e grave pa vullnetin e tyre. Ai a.s. tha se gratë i ngjajnë bririt, nëse mundohesh ta drejtosh, ai do të thyhet. Te gratë e kësaj bote, Muhamedi a.s. shënon ndikimin më pozitiv dhe më të madh të të gjitha kohërave deri në Ditën e Gjykimit.

Konkretisht, i Dërguari i Allahut, ka proklamuar barazinë në status dhe rëndësi të të dy gjinive në katër shtylla kryesore të ekzistencës dhe interaksionit njerëzor:

- Në çështjet fetare, (Kurani demanton tregimet në Dhiatën e Vjetër, të cilat denigrojnë gruan. Nuk gjendet asnjë argument që tregon se gruaja është krijesë me më pak

vlerë se burri, apo se është fajtore për mëkatin e Ademit a.s.);

- Në obligimet fetare dhe shpërblimet për kryerjen e tyre (33:35), në obligimet etike dhe në shpërblimet për to në mënyrë shumë eksplicite (4:124), (16:97);
- Në arsimim (të gjithë jemi të obliguar të marrim mësim, qoftë edhe deri në Kinë. Kurani vazhdimisht urdhëron të lexojmë, të mësojmë, të mendojmë e të meditojmë. Ligjëratat e Muhamedit a.s. dëgjoheshin edhe nga burrat ashtu edhe nga gratë);
- Në të drejtat ligjore të garantuar që nga lindja e deri në vdekje. Gruaja trashëgon (4:7-11); njerëzit do të sanksionohen nëse u mohojnë këtë të drejtë (4:19); specifikohet qartë se dhurata e para martesës i takon asaj (2:229), (4:19-21-25); në rast të kryerjes së çfarëdo vepre penale, dënimi për gruan nuk është as më i vogël e as më i madh sesa për burrin në rastin e njëjtë (5:41), (24:2); edhe ajo kompensohet, dëmshpërblehet njësoj sikurse burri.

Shoqëria që proklamoi Muhamedi a.s., është një shoqëri dy gjinore, në të cilën secila palë bart përgjegjësi të caktuara, nuk jetojnë as në pavarësi e as në varësi nga njëri-tjetri, por secila palë ka rol të barabartë dhe të kompletuara. Prandaj, edhe kjo formë e ndarjes së punëve në Kuran, obligon burrin që të punojë, fitojë dhe të jetë përgjegjës për furnizim (2:233). Vetëm duke qenë në ndërvarësi me njëri-tjetrin, mund të ketë prosperitet në një shoqëri dhe të shmangen dukuritë destruktive, ku individi jeton, mendon, fiton, shpenzon, ushqehet vet dhe vetëm për vete.

Tek i Dërguari i Allahut a.s. gjendet argumenti më i mirë se, fuqizimi i grave në shoqëri fuqizon edhe shoqërinë në tërësi dhe anasjelltas. Nuk shënohet në histori asnjë shembull i ngjashëm me atë të historisë së shkencave islame, ku gruaja luan rol aq aktiv dhe të rëndësishëm. Shkenca e hadithit (jeta dhe vepra e Muhamedit a.s.) shënon numrin më madh të dijetareve të dalluara, dëshmia dhe gjykimi i së cilave përbën numrin më të madh të argumenteve mbi të cilat bazohet Islami.

Muhamedi a.s. rekomandonte që në mungesë të tij, për çështjet fetare njerëzit ta pyesnin gruan e tij, Aishen r.a. Pas vdekjes së sij, Aisheja r.a. ishte burimi kryesor i informatave për Muhamedin a.s. Ajo shquhej për mendjemprehtësi dhe gjykim, ishte e zonja në medicinë dhe në poezi.

Vajzat e Muhamedit a.s., në veçanti Fatimeja r.a. kishin një ndikim në jetën e tij dhe në vetë përhapjen e islamit. Muhamedi a.s. u lind bonjak, u rritë pranë nënës pa babanë, u fuqizua pranë Hatixhes, e u ndihmua deri në vdekje nga gratë dhe bijat e tij.

Imagjinoni se si do të ishte jeta e tij pa këtë "krah" të shoqërisë, në jetën që ai bënte? Apo thënë më ndryshe, imagjinoni se si do të jetonin ato (nëse veç do të jetonin) pa shpalljen e Islamit përmes Muhamedit a.s.?

Në kohën kur historia e njerëzimit shënoi kthesën nga errësira në dritë, aty u shkruan edhe emrat e Ebu Bekrit, Omerit, Aliut e Othmanit, së bashku me emrat e Sumejës (dëshmores së parë), Hatixhes (besimtares së parë), Aishes, Umu Selemes, Emsasë, Umu Habibes, Hafsës, Atijes, Sehlasë, Reudasë etj.

Asnjë histori, e asnjë civilizim tjetër nuk përmban më shumë emrat grash meritore sesa civilizimi islam. Prandaj edhe ekzistojnë faktet e sotme se, islami shënon rritje prej 237%, vetëm në SHBA 100.000 njerëz kanë pranuar islamin brenda një viti, prej tyre shumica gra. Nga katër të konvertuar, tri prej tyre janë gra. A thua pse?

Islami ofron dinjitet, drejtësi, paqe, vetëvlerësim, respekt për të gjithë. Por, përkundër të gjitha të vërtetave, akoma ka njerëz që besojnë se Muhamedi a.s. dhe Islami në të cilin ai ftoi njerëzimin, është kobzi për gratë. Qartazi shihet se gratë mendojnë ndryshe. Mbase të tillët akoma mendojnë që gratë nuk munden të dinë, të mendojnë dhe të gjykojnë drejt për veten e tyre. Nga mendimet e tilla raciste dhe johumane dalin edhe paragjykimet, nën petkun e patriotizmave, që



kushdo që nga gratë në Kosovë përcjellë me zemër dhe përpikëri mësimet e Kuranit dhe të Islamit, si dhe shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s., nuk bëjnë tjetër veçse kopjojnë shoqërinë arabe. Prej nga edhe rrjedh mohimi për të drejtën për arsimim, punësim, liri për përcaktim dhe vendimmarrje për jetët e tyre.

Nga synimi i secilit besimtar dhe besimtare myslimane është që të përcjellë, zbatojë dhe adoptojë praktikat më të mira të zhvillimit njerëzor që ndonjëherë i ka njohur historia e njerëzimit, të mishëruara në personalitetin e Muhamedit a.s.

Ata po mundohen të prapësohen nga njerëzit e caktuar, nga klubet e caktuara, mendësia e të cilëve nuk dallon fare nga mendësia e shoqërisë para islame e arabëve, te të cilët Allahu e dërgoi Muhamedin a.s., tek i cili gjenden virtytet më të mira. (El Kalem, 4)

Edhe në hytben e tij lamtumirëse, Muhamedi a.s. porositi për drejtësi ndaj grave dhe ndalim të dhunës ndaj vetvetes, të respektohet dhe të ruhet amaneti i Allahut, - tha Muhamedi a.s., duke aluduar në gratë.

Mr. Driton Arifi

# Perceptimi juridik islam rreth “shiut artificial” dhe dilemat reale rreth tij

Në parim, sa herë që myslimanët përjetonin thatësira dhe mungesë të shiut, i drejtoheshin Allahut me lutje e përgjërim, duke qenë të bindur se Ai është pronari i thesareve të qiellit dhe të tokës, si dhe Ai me fuqinë dhe mëshirën e Tij mund të zbresë shi nga qielli kur Ai të dëshiroi.

Kjo madje ishte dera e vetme e hapur që e mendonin brezat tanë të kaluar. Mirëpo, nga fillimi i shekullit të kaluar, me avancimin e shkencës dhe të teknologjisë, njeriu filloi të kërkojë alternativa të tjera për ta realizuar të njëjtin synim. Gjenerata e shekullit të kaluar arriti të bëjë zbulime të disa mënyrave të reja, me anë të së cilave u synua dhe u kërkua zbritja e shiut nga qielli. Kjo, natyrisht se u proklamua edhe si një lloj alternative e re moderne, e cila sipas tyre do ta “zëvendësonte” namazin dhe lutjen drejtuar Allahut për këtë synim. S’është fare paradoksal fakti që, këto zbulime nuk u bënë dhe nuk u arritën prej myslimanëve, ani pse tashmë edhe mund të përdoren aty-këtu edhe prej tyre.

Nëse namazin ose lutjen për zbritjen e shiut, në literaturën juridike islame e gjejmë të emërtuar me termin الاسْتِسْقَاءُ, atëherë ndjelljen ose kërkimin e zbritjes së shiut me mjetet artificiale, rëndom e gjejmë të emërtuar si الاسْتِمْطَارُ.[1] Por, ndonjëherë ndodh që të dyja shprehjet t’i gjejmë të përdorura për lutjen dhe namazin për shi. Megjithatë, në terminologjinë shkencore të hidrogjeologjisë, shprehjen الاسْتِمْطَارُ, e gjejmë ekuivalente me shprehjen e gjuhës angleze “reinmaking”. Në gjuhën shqipe, ky proces, më së

**Me termin “shi artificial” është për qëllim procesi i injektimit të disa materieve kimike brenda reve, re të cilat paraprakisht kanë qenë të formuara në qiell, me qëllim të intensifikimit apo zbritjes së sasisë sa më të madhe të shiut.**

shpeshti është emërtuar si “shiu artificial”, ani pse që të dyja termet, qoftë ai në gjuhën angleze, apo edhe ky në gjuhën shqipe, në fakt janë joadekuatë për pikëpamjen juridike islame, siç do të vërejmë edhe më vonë nga trajtimi ynë i mëtutjeshëm i kësaj teme.

Saktësisht, me termin “shi artificial” është për qëllim procesi i injektimit të disa materieve kimike brenda reve, re të cilat paraprakisht kanë qenë të formuara në qiell, me qëllim të intensifikimit apo zbritjes së sasisë sa më të madhe të shiut.[2] Pra, kemi të bëjmë me zbritjen e shiut nëpërmjet instalimit apo injektimit të disa preparateve apo materieve kimike brenda reve, e të cilat



mundësojnë intensifikimin e grimcave të akullit në re.

I tërë procesi në fjalë, paraqet njërën nga arritjet më të avancuara shkencore, enkas në sferën e ashtuquajtur “modification weather – modifikimit klimatik”. Kjo pa dyshim llogaritet se përbën njërin prej hapave më të vrullshëm të zhvillimit teknologjik-shkencor në fushën e hidrogjeologjisë.

Materia që përdoret në këtë fushë, me një efikasitet relativisht të theksuar është elementi i ashtuquajtur joduri i argjendit (silver iodide), duke ia bashkëngjitur edhe klorurin e kalciumit – KCI (potassium chlorhide). Kjo pastaj rezulton në lehtësimin e grumbullimit dhe intensifikimit të reve, në mënyrë që në vijim të mundësohet zbritja e shiut në sasi më të mëdha dhe më të dendura.

Kjo bëhet në bazë të një metodologjie të kulluar teknologjike e shkencore, të cilën njeriu, për herë të parë arriti ta realizojë diku në gjysmën e parë të shekullit të kaluar. Më saktësisht, në vitin 1931, Zelanda e Re ka arritur që të bëjë përdorimin e kësaj metodologjie për herë të parë në nivel global.[3] Më pas vazhdoi të përdoret edhe nga shumica e vendeve të zhvilluara në botë. Sot, kjo realizohet nëpërmjet aeroplanëve fluturues, të ashtuquajtur “rain bird – zogjtë e shiut”, të cilët ngarkohen në tokë me këtë materie, e të cilët pastaj me shkrepje flakëruese i ngarkojnë – injektojnë të njëjtat materie brenda reve në qiell.

**I tërë procesi teknologjik-shkencor, më së shumti që mund të bëjë është të ndjellë, përshpejtojë ose intensifikojë zbritjen e shiut, i cili veçse ka ekzistuar brenda reve, të cilat pa dyshim se kanë qenë paraprakisht të formuara në qiell nga Allahu i Plotfuqishëm.**

Metoda e dytë, realizohet prej pistave të caktuar në tokë. Nga to, bëhet gjuajtja apo hedhja e predhave – raketave, tokë – ajër, me të njëjtat materie në drejtim të qiellit, në mënyrë që të bëhet goditja e reve me to dhe shpërndarja e materieve kimike brenda tyre.

Metoda e tretë, është ajo e përdorimit të rrezeve laserike, e cila realizohet po ashtu nga qendrat e specializuara për këtë mision, të cilat gjenden në pika të caktuara mbi sipërfaqe të tokës. Kjo metodologji, në fakt është më e reja dhe krejt e fundit. Ajo është përdorur në fund të shekullit të kaluar ose në fillim të këtij shekulli.[4]

Që të tri metodologjitë kanë për qëllim përshpejtimin dhe intensifikimit e zbritjes së shiut, ose eventualisht shmangien e zbritjes së breshrit nga qielli, i cili natyrisht se rrezikon rendimentet e kultivuara në tokë.

Megjithatë, nëse i referohemi vetë emërtimit, duhet tërhequr vëmendjen se ky shi që zbret nga qielli si rezultat i këtij procesi, nuk është e drejtë të emërtohet si “shi artificial”. Shiu ka qenë dhe do të mbetet i natyrshëm. I tërë procesi teknologjik-shkencor, më së shumti që mund të bëjë është të ndjellë, përshpejtojë ose intensifikojë zbritjen e shiut, i cili veçse ka ekzistuar brenda reve, të cilat pa dyshim se kanë qenë paraprakisht të formuara në qiell nga Allahu i Plotfuqishëm.

Është Allahu i cili e bënë krijimin e reve, grumbullimin e ngjeshjen e tyre, pastaj përgatitjen e temperaturës qiellore për zbritjen e shiut. Këtë fakt e dëshmon Ai në një ajet kuranor, ku thotë: “A nuk e vëren ti se, Allahu i shtynë ngadalë retë, e pastaj i bashkon e i grumbullon njërën mbi tjetrën, e ti sheh shiun si del nga mesi i tyre dhe bie nga qielli. Ai prej reve të mëdha si mali lëshon breshrin, e me të goditë kë të dojë, kurse e shmangë prej kujt të dojë. Shkëlqimi i vetëtimës së tij, gati t’i merr sytë.”



(En Nur, 43)

Dijetari i famshëm islam, Abdulmexhid Ez Zendani, duke e komentuar këtë ajet, i referohet fjalëve të shefit të katedrës së astronomisë, në Fakultetin e Shkencave të Natyrës, në Universitetin e Kajros, dr. Xhemaluddin Efendija, i cili ka thënë: “Ky ajet vlen të përmendet në vargun e literaturës shkencore për shkak të përshkrimit të vet. Nga karakteristikat e reve të dendura numërohet edhe kjo se, ato shtrihen në lartësi deri në 15 km, e madje edhe më lartë. Prandaj edhe atij që i vështron, i duken sikur kodra të mëdha. Rasti për zhvillimin e reve të dendura është përmes shtresave të ajrit, temperatura e së cilave ka ndryshime të mëdha. Kështu vjen deri te krijimi i majeve, e të cilat krijojnë më pastaj akullin. Prandaj vetëm retë e dendura mund të krijojnë akullin, dhe kjo është e vërtetë e cila komentohet me fjalët e Allahut të Lartësuar...”[5]

Po ashtu, komentatori i mirënjohur i Kuranit, Ebu Bekër El Xhessasi, përkitazi me këtë çështje ka thënë: “Zbritja e shiut është argument i qartë për njëshmërinë e Allahut, në aspekt të asaj që secili njeri racional e kupton dhe e di që në natyrën e ujit është që ai të zbresë (nga lart-poshtë) dhe të rrjedhë. Andaj, logjikisht nuk mund të ndodh ngritja e ujit nga poshtë-lart, përpos nëpërmjet fuqisë së një shkaktuesi – lëvizësi, që e mundëson një gjë të tillë. Kështu që, me ujin i cili gjendet në re, doemos se ka ndodhur njëri prej këtyre dy fenomeneve:

1. Ai ujë është i krijuar aty në re, të cilin e ka krijuar Krijuesi brenda tyre, ose
2. Është ngritur lart në qiell nga burimet e tij në tokë apo nga detet.

Cilado alternativë që të ketë ndodhur, kjo tregon për ekzistencën e Allahut Fuqiplotë dhe njëshmërinë e Tij, për të Cilin asgjë nuk është e pamundur. Përveç kësaj, është pastaj edhe mbajtja e ujit në re (që të mos bie), në mënyrë që ta lëvizë atë deri te pozicionet të cilat Ai i dëshiron

**Në kohën e injorancën para islame, idhujtarët ia mveshnin zbritjen e shiut planetëve dhe yjeve të caktuar, e që më pastaj, ky perceptim dhe kjo bindje u cilësua nga i Dërguari i Allahut a.s., si mohim – kufër dhe idhujtari.**

nëpërmjet erërave të destinuara enkas për këtë mision. Kështu pra, Ai i bëri retë që të formojnë brenda tyre shiun – ujin, ndërsa i bëri erërat ato që formojnë retë paraprakisht, e të cilat i lëvizë nga një pozicion në tjetrin, në mënyrë që të shpërndahet dobia e shiut – ujit te mbarë krijesat e Tij, siç thotë vetë Allahu në Kuran: “Si nuk e kanë parë ata se, Ne e sjellim ujin në tokën e thatë dhe me të nxjerrim bimë, që prej tyre ushqehen kafshët e tyre, bile edhe ata vetë. A nuk janë duke parë (kuptojnë)? (Es Sexhde, 27)[6]

Pra, i gjithë procesi i formimit, lëvizjes së reve, formimit të shiut në to, e pastaj shpërndarjes së tij, përbëjnë fakte dhe mrekulli që besimtari mahnitet me to sa herë që mediton në thellësi rreth detajeve të tyre dhe rrjedhimisht me këtë, i shtohet besimi që ai ka në Zotin Një. Andaj, është arrogancë dhe mosmirënjohje ndaj Krijuesit, nëse ndokush mendon që është i denjë për falënderim faktori njeri apo arritjet e tij shkencore për zbritjen e të ashtuquajturin “shi artificial”.

Muhamedi a.s. na e ka tërhequr vërejtjen qysh herët, duke na ndaluar që ne t’ia atribuojmë zbritjen e shiut dikujt tjetër pos Allahut, sepse kjo bie ndesh me besimin e kulluar islam. Hadithe të kësaj natyre ka shumë. Njërin prej tyre e gjejmë edhe në dy koleksionet e sakta të hadithit.

Transmetohet nga Zejd ibën Halid el Xhuhenij, se ka thënë: “Na e fali i Dërguari i Allahut namazin e sabahut në Hudejbije pas një nate që kishte rënë shi. Kur e përfundoi ai namazin, u kthye me fytyrë kah njerëzit dhe tha: “A e dini se çfarë ka thënë Zoti juaj?” Ata thanë: “Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë (e ne jo)”, pastaj ai tha: “ (Zoti tha) Sot gdhiu dikush nga robërit e Mi besimtar, e dikush nga ta jobesimtar në Mua. Ai që tha, ra shi mbi neve me begatinë dhe mëshirën e Allahut, ky është që gdhiu besimtar në Mua, e mohues (i fuqisë së planetëve – yjeve), ndërsa ai që tha se, po bie shi për shkak të këtij apo atij planeti – ylli, ai është mohues Imi dhe besimtar në planetë – yje.”[7]

Në kontekst të interpretimit të këtij hadithi, Ibën Haxher el Askalani thotë: “Në kohën e injorancës, njerëzit mendonin se zbritja e shiut bëhet nëpërmjet ndonjë ylli të caktuar (sipas tyre, yjet dhe planetët shkaktonin zbritjen e shiut), dhe kjo, ose duke qenë ato yje shkaktarë për zbritjen e shiut, ose duke i marrë si simbole e shenja për zbritjen e tij. Këtë perceptim të tyre e hodhi poshtë sheriati islam, duke e llogaritur atë si mohim – kufër. Pra, nëse dikush prej tyre pretendon se një yll i caktuar, apo planet, ka ndikim të drejtpërdrejtë dhe në mënyrë të pavarur (nga fuqia e Zotit) ndikon në zbritjen e shiut, ky është mohim politeist – kufër i shirkut...”[8]

Pra, në kohën e injorancën para islame, idhujtarët ia mveshnin zbritjen e shiut planetëve dhe yjeve të caktuar, e që më pastaj, ky perceptim dhe kjo bindje u cilësua nga i Dërguari i Allahut a.s., si mohim – kufër dhe idhujtari. Kjo ngase yjet dhe planetët lëvizin vetëm me fuqinë e Allahut, Krijuesit të tyre, e kurrsesi në mënyrë të pavarur dhe pa ndihmën e Tij.

Edhe sot, duke u nisur nga i njëjti hadith, duhet të themi të njëjtën gjë, sepse në qoftë se me ndonjë mënyrë shkencore arrihet që të përshpejtohet ose intensifikohet zbritja e shiut, duhet të jemi të bindur se kjo ndodh vetëm me dëshirën dhe vullnetin e Allahut.

## Norma dhe qëndrimi juridik islam lidhur me përdorimin e mekanizmave teknologjik për përshpejtimin e zbritjes së shiut

Pas trajtesës paraprake, duhet patjetër të vijmë edhe te qëndrimi juridik islam për këtë proces që ishte subjekt i shqyrtimit tonë.

Në ditët e para të përdorimit të kësaj metodologjie, shumë nga dijetarët bashkëkohorë islamë, patën rezervat e tyre të theksuara karshi këtij procesi. Madje prej tyre kishte edhe që e kishin ndaluar atë, pa e detajuar dhe pa shqyrtuar asnjë element të tij. Këtë qëndrim ata e kishin me pretekstin se kjo bie ndesh me faktin që Allahu është Ai që e zbret shiun dhe vetëm Ai e di se ku dhe kur zbret. Andaj, si rrjedhojë njeriu nuk ka mundësi ta bëjë një gjë të tillë. Në mesin e shumë argumenteve që ata i kishin si referencë, është edhe ajeti kuranor ku Allahu thotë: "A po e shihni (atë) ujë që e pini?! A mos e lëshoni ju prej reve apo Ne e lëshojmë?! Nëse duam Ne, do ta bëjmë atë të njelmët, e përse nuk falënderoni?" (El Vakiah, 68-70)

Nisur nga ky ajet, këta dijetarë thanë se, nëse ne e bëjmë gjuajtjen e reve me qëllim të zbritjes së shiut, sikur po bëhemi ne ata që po e lëshojmë shiun, ndërsa në lidhje me këtë, Allahu qartazi ka theksuar në Kuran se është Ai që e lëshon atë nga qielli.[9]

Megjithatë, shumica dërmuese e dijetarëve eminentë bashkëkohorë, pastaj komisionet për fetva pranë Ministrive të Fesë në shtetet islamike, theksuan mendimin e tyre se, përdorimi i mjeteve teknologjike për përshpejtimin ose intensifikimin e zbritjes së shiut nga qielli është parimisht i lejuar dhe nuk fare nuk bie ndesh me parimet e besimit islam. Veçanërisht nëse konfirmohet në mënyrë të sigurt se materialet e tilla, që injektohen brenda reve nuk kanë ndonjë dëm të caktuar për njerëzit në tokë. Kjo pra, nuk e bënë këtë veprim të ndaluar dhe sipas të njëjtëve, një gjë e tillë lejohet pa kurrfarë të keqeje. Ky është mendimi më i saktë dhe më afër së vërtetës.

Krejt në fund duhet përmendur fakti se, këto arritje shkencore e teknologjike në fushën e hidrogjeologjisë, nuk e zëvendësojnë porosinë dhe preferencën islame që në kohën e thatësisë ne të lutemi për shi tek Allahu, të pendohemi për mëkatet tona, duke kërkuar falje tek Allahu për to. Kjo ka qenë dhe do të mbetet rruga e parë që besimtarët myslimanë do ta përdorin deri në Ditën e Gjykimit, sa herë që ata e ndiejnë nevojën për zbritjen e shiut. Ani pse, ne nuk refuzojmë të përdorim edhe metodologji të tjera shkencore, të cilat në ndonjë formë apo tjetër, do të sillni dobi për njeriun në tokë. [10]

*1. Shprehja الاسْتِمْطَارُ në aspektin gjuhësor ka dy kuptime gjuhësore që ndërlidhen me anën terminologjike të fjalës: E para: Kërkim i shiut, dhe E dyta: Nevoja për shi. Natyrisht kjo fjalë ka edhe kuptime të tjera dytësore, por që nuk kanë ndërlidhen me anën terminologjike të kësaj shprehje që ne e kemi në fokus të trajtimit tonë. Shih:El Fejjumij, El Misbah El Munir fi Garib Esh Sherh El Kebir (1/281). Bot. i dytë. Dar El Mearif. Bejrut. 2009. 2. El Istimtar Es Sinaijj lis Suhub Vifk El Mendhur Esh Sherijj, dr. Hejfa Abdu Ez Zubejdij (Ligjëruese në Universitetin e Bagdadit). Punimin e ka publikuar për revistën "Mexhel letu El Ustadh Lil Ulum El Insanijje vel Ixhtimaijje. Shih linkun: ".https://search.emarefa.net/detail/BIM-309024. 3. Abdullah el Misnid, http:/www.almisnid.com/almisnid/article-37.html. 4. Nassar Mensur Muhamed Abdurrahim, El Istimtar Es Sinaij ve Meukif es Sunneh minhu (fq.610-613). Punim shkencor i publikuar në revistën shkencore "El Bejan" (Numri-1. vëll. 14), të Universitetit të Az'harit, dega në Kanna- viti 2014. 5. Ez Zendani, Njeshmëria e Krijuesit (fq.423-424). Bot. i parë. Shtypshkronja PHOENIX. Prishtinë, 2000. 6. Ebu Bekr el Xhessas, Ahkam el Kuran (1/145-146). Bot. i parë. Daru El Fikr. Bejrut, 2014. 7. Hadithi është muttefekun alejhi. Buhariu (nr:1038), Muslimi (nr: 125), e të tjerë. 8. Ibën el Askalanij, Fet'h El Barij (524\2). Bot. i parë. Dar el Hadith. Kajro, 1998. 9. El Istimtar es Sinaijj lis Suhub Vifk El Mendhur Esh Sherijj, dr. Hejfa Abdu ez Zubejdij. (Ligjëruese në Universitetin e Bagdadit). Punimin e ka publikuar për revistën " Mexhel letu El Ustadh Lil Ulum El Insanijje vel Ixhtimaijje. Shih linkun: ".https://search.emarefa.net/detail/BIM-309024. Abdullah el Misnid, http://www.almisnid.com/almisnid/article-37.html. 10. Referuar edhe në hulumtimin shkencor "Hukmu wl Istimtar Fil Islam", i autorit dr. Jasin Muhamed El Gadij. Botuar në revistën kuvajtase "Esh Sheri'a ved Dirasat El Islamijje" viti 1423 lunar.*



Mr. Ibadete Kosumi-Bryma

# Objektivat e sheriatit në raport me njeriun

Sheriati në përgjithësi dhe si tërësi sjell dobi ndaj njeriut si individ por edhe ndaj komunitetit si shoqëri. Ligjet e tij janë të formuara në mënyrë të atillë, që mbrojnë dhe lehtësojnë këto dobi, si dhe përmirësojnë kryerjen e kushteve të jetës njerëzore në tokë. Kurani Fisnik e shpreh shumë qartë këtë objektiv, atëherë kur e bën të dallueshëm qëllimin e rëndësisë së dërgimit të Muhamedit a.s., duke thënë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El Enbija, 107)

Allahu e shpalli fenë islame, duke treguar objektiva dhe synime të ndryshme në librin e Tij. Se sa janë të qarta këto, kjo mund të shihet në karakterizimin e Kuranit si shërues, udhëzues dhe mëshirë për besimtarët. "Ne të shpallim Kuranin që është shërim dhe mëshirë për besimtarët." (El Isra, 82); "O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kurani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim dhe mëshirë për besimtarët." (Junus, 57)

Duke treguar për historikun e Shuajbit a.s., Allahu xh.sh. thotë: "Unë nuk dua tjetër, vetëm të përmirësoj aq sa mundem." (Hud, 88); "Mos u bëni padrejtësi njerëzve në sendet e tyre dhe mos bëni çrregullime në tokë pas përmirësimit të saj." (El Araf, 85); "A menduat se Ne ju krijuam kot?" (El Muminun, 115)

Këto objektiva të rëndësishme, të përmendura në këto ajete, vërtetojnë se çdo dispozitë në Kuran dhe Sunet, promovon mbështetje për njeriun, familjen dhe shoqërinë. Gjithashtu, këto lehtësojnë vështirësitë, eliminojnë paragjykimet, vendosin drejtësi, si dhe bashkëpunojnë në realizimin e një jete të zakonshme e të përditshme. E gjithë kjo bëhet që njeriun ta përgatisë për përfitimin e virtyteve të dobishme, duke ndihmuar atë në përkushtimin e tij në fe, dhe në këtë mënyrë ta përmbush misionin e tij.[1]

**Se feja islame është për njeriun, tregon fakti se kjo fe është fisnike, përmban parime hyjnore që i paraprinë njerëzimin drejt së mirës, drejt sigurimit dhe përparimit shpirtëror e material.**

Dijetari i njohur, El Iz ibën Abduselam ka thënë: "Ata të cilët merren me sheriatin dhe i kanë kuptuar objektivat e Kuranit dhe të Sunetit, e dinë se: Të gjitha urdhëresat e tyre, në të vërtetë sjellin një apo më shumë dobi, largojnë një apo më shumë të këqija, apo që të dyja këto aspekte së bashku. Gjithashtu, të gjitha ndalesat e tyre, në të vërtetë largojnë një apo më shumë të këqija, sjellin një apo më shumë dobi, apo që të dyja këto aspekte së bashku.[2]

Se feja islame është për njeriun, tregon fakti se kjo fe është fisnike, përmban parime hyjnore që i paraprinë njerëzimin drejt së mirës, drejt sigurimit dhe përparimit shpirtëror e material. Është përmbledhje e parimeve fisnike që udhëheqin sjelljet njerëzore. Është shkolla më e mirë, institucioni më i bekuar, i themeluar për të ngulitur te njerëzit cilësitë më të bukura morale. Ajo është e hapur për të gjithë, pavarësisht nga ngjyra, raca, mosha, pozita apo gjendja shpirtërore. Vetëm ata që e ndjekin atë, arrijnë paqen, lirinë dhe kënaqësinë.

Islami nuk është dhe nuk paraqet thjeshtë një detyrë rituale. Në përbërje të sheriatit qëndrojnë një grup ligjesh e normash që menaxhojnë gjithë jetën njerëzore në aktivitetet fisnike, mendore, trupore, shpirtërore, individuale e shoqërore. Tërë këto për të inspiruar koncepte të drejta e humane për botën dhe jetën, si dhe relacionin midis njeriut dhe Krijuesit të tij.

Islami është nevojë për të mbrojtur qëllimet të cilat janë më të larta se realiteti i njeriut, por gjithashtu është udhëzim hyjnor në favor të njeriut për jetën dhe mënyrën e të jetuarit. Islami merr përsipër të drejtojë aktivitetet jetësore në dobi të mbajtjes së ekuilibrit, midis detyrës dhe interesit, trupit dhe shpirtit, tokës dhe qiellit. Islami synon që njeriu në aktivitetet jetësore të tij, të paraqes vetëm të vërtetën dhe qëllimin e krijimit të tij.[3]

"O ju njerëz, ju keni nevojë për Allahun, e Allahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari." (Fatir, 15)

## Përputhshmëria e objektivave me natyrshmërinë e krijesës njeri

Është sqaruar më lartë se, objektivat e sheriatit kanë për synim njeriun dhe çdo gjë që është e mirë dhe e dobishme për të. Kjo bindje jona dhe ky realitet, nuk do të ishte me vend, e as që do të ishte e logjikshme sikur objektivat e sheriatit të mos ishin të përshtatshme me natyrshmërinë e njeriut. Nga vetë thelbi i objektivave, lloji dhe ndarjet e saj, shihet qartë se objektivat e sheriatit e kanë përfshirë njeriun në formën më të mirë të mundshme, duke pasur parasysh të gjitha rrethanat që bashkëveprojnë me njeriun. Natyrisht se kjo nuk është e vështirë kur flasim për sheriatin të cilin e ka zbritur i Madhërishmi. Ai i cili e krijoi njeriun në formën më të bukur, Ai i cili e zbriti programin për të, duke e bërë atë të përsosur në formën e tij njerëzore. Nëse nuk do të ndodhte kjo, do të binim në kundërshtim me ajetin kuranor, në të cilin Allahu qartazi thotë: "E si të mos dijë Ai që ka krijuar gjithçka, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë." (El Mulk, 14)

Në bazë të këtij procesi rrjedh feja islame, d.m.th. Allahu krijoi njeriun dhe më pas zbriti program dhe ligj për të. Ky program në krye me objektivat e tij, dispozitat, obligimet, ndalesat, këshillat etj., është në përputhje të plotë me natyrshmërinë e njeriut [4], për të cilin Allahu në Kuranin Fisnik thotë: "Feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Er-Rrum, 30)

Ibën Ashuri në librin e tij[5] thotë: "Nëse e rishikojmë qëllimin e përgjithshëm të legjislacionit, vërejmë se, legjislacioni islam është i kujdesshëm dhe lehtëson ruajtjen e natyrshmërisë, ashtu siç kërkon kujdes të shtuar në gjërat që dërgojnë në shkatërrimin e saj. Në bazë të kësaj, ajo që dërgon në shkelje të madhe të natyrshmërisë konsiderohet rreptësishtë e ndaluar, ndërsa ajo që kontribuon në ruajtjen e saj konsiderohet vaxhib. Gjërat që janë të rangut më të ulët se këto të dyja, ose janë të kërkuara ose janë të ndaluara, e çdo gjë tjetër që nuk ndikon në natyrshmëri është e lejuar."

**Feja islame i ka kushtuar dhe i kushton rëndësi të madhe jetës dhe nevojave shpirtërore, por edhe nevojave materiale të qenies njerëzore.**

## Garantimi i nevojave dhe ngrita e cilësisë së jetës së njeriut

Objektivat e sheriatit garantojnë nevojat e domosdoshme-qenësore dhe përmirësojnë cilësinë e jetës së njeriut

Çdo lexues që lexon rreth fushës në të cilën sqarohen objektivat, llojet e saj, universaliteti i tyre, rëndësia e tyre në legjislacionin islam etj., kupton se objektivat e sheriatit garantojnë domosdoshmëritë e jetesës për njeriun. Gjithashtu ai kupton se këto garantojnë nevojat e jetës, përmirësojnë cilësinë e jetës në përgjithësi, duke mos lënë anash dobitë dhe interesat e njeriut për ahiretin. Ky legjislacion me objektivat e saj, nuk e njeh këtë dynja pa ahiretin, por as ahiretin pa këtë dynja, ashtu siç nuk e njeh shoqërinë pa individin, e as individin pa shoqërinë, por e sheh individin si organ dhe si trup, dhe çfarëdo qoftë ai trupi apo organi, nuk munden pa njëri-tjetrin.

Shatibiu, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "Allahu xh.sh. ka vendosur në legjislacionin e tij dobi dhe interesa për njeriun në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe nuk ka mundësi që ky legjislacion, qoftë në aspektin e përgjithshëm apo të veçantë, të jetë në kundërshtim me këto interesa, qofshin ato të kategorive themelore, të nevojshme apo plotësuese. Sikur të ishin këto objektiva që mund të ndryshohen në tërësi, apo në disa dispozita, nuk do të konsiderohej legjislacion që përmban këto interesa, ngase nëse ndodh kjo, atëherë është më e udhës që të quhen dëme sesa interesa. Por, Allahu xh.sh. ka vendosur objektivat e Tij që janë në të mirë të njerëzimit në përgjithësi dhe nuk ka mundësi që të jenë ndryshe përveçse të përhershme, të



përgjithshme dhe gjithëpërfshirëse në të gjitha llojet e obligimeve, si dhe obliguese në çfarëdo gjendje. Kështu e kemi gjet këtë çështje, për të cilën falënderimi i takon Allahut.[6]

Në një çështje duhet të kemi kujdes, në kuptimin e drejtë të dobisë dhe dëmit. Kjo ngase njeriu me logjikën e tij mund të mendoj se diçka është e dobishme, ndërsa ajo nuk është, ose e kundërta. Dobia në legjislacionin islam i ka disa veçori të cilat do t'i përmendim, e me këtë do të anashkalohet problemi i keqkuptimit të dobisë. Me këtë do të bindemi se objektivat e legjislacionit islam sjellin dhe garantojnë dobi të shumta për njeriun. Por, në fakt, dobia që dëshiron Allahu xh.sh. është më e gjerë sesa ne perceptojmë atë.

## Veçoritë kryesore të dobisë në sheriatin islam janë:

- Koha për të cilën kërkohet arritja e dobive te njeriu nuk kufizohet vetëm në këtë botë, por ajo vazhdon edhe në botën tjetër – ahiretin;
- Vlera e dobisë nuk kufizohet vetëm në të mirat materiale, por edhe në ato shpirtërore;
- Dobitë e fesë janë parësore, kurse dobitë të tjera radhiten pas saj.[7]

Pra, feja islame i ka kushtuar dhe i kushton rëndësi të madhe jetës dhe nevojave shpirtërore, por edhe nevojave materiale të qenies njerëzore. Gjithashtu ka rregulla në të gjitha fushat dhe aktivitetet e jetës njerëzore, shikon cilësinë etike, kultivon vlera të larta të mirëqenies së njerëzve, i siguron ato, synon të pajtojë dhe të baraspeshojë interesat e individit me ato të shoqërisë, interesat e një kombi në veçanti me ato të njerëzimit në përgjithësi, interesat e gjeneratave të tanishme me ato të gjeneratave të ardhme etj. L:egjislacioni islam synon ta bëjë këtë, sipas rendit të përparësisë, përmes:

- Garantimit të nevojave të domosdoshme, qenësore të tyre; (المصالح الضرورية)
- Plotësimit të kërkesave ose nevojave të tyre; (المصالح الحاجية)
- Përmirësimit të cilësisë së jetës së tyre. (المصالح التحسينية)

Ne shohim dhe jemi dëshmitarë se, interesat, të mirat e të dobishmet, të cilat njerëzit i synojnë t'i sigurojnë në jetën e tyre individuale dhe shoqërore nuk dalin jashtë këtyre tri llojeve që i përmendëm. Kur njeriu ka nevojë për shtëpi ose së paku për një vendstrehim ku do të ruhet nga të ftohtit, të nxehtit dhe nga gjërat e tjera që mund ta shkaktojnë edhe vdekjen e tij, ai në këtë rast plotëson një nga interesat e domosdoshme. Por, kur njeriu dëshiron që shtëpia e tij të ketë dritare dhe dyer që të dalë e të hyjë kur të dojë pa vështirësi, ai me të vërtetë plotëson njërën nga ajo që i quajmë interesa të nevojshme. Kur atij i pëlqen që të ketë në shtëpi orendi funksionale, të bukura, luksoze, pa të cilat nuk do të ishte e rrezikuar jeta, ai në këtë rast plotëson një interes për të përmirësuar cilësinë, apo diç në këtë kontekst.

*1. El-Fevaid fi Ihtisar el Mekasid - el Kavaid Es-Sugra (f. 143-144); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 273-277); Hukuk el Insan Mihveru Mekasid esh Sheriati (f. 67-74); Mekasidu esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (f. 31-41). 2. El-Fevaid fi Ihtisar el Mekasid - el Kavaid Es-Sugra (f. 53 ). 3. Mevsuatu Kadaja Islamije Muasereh (v2. f 721-750). 4.Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 259); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 425-426). 5. Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 266). 6. El Muvafekat (v.2, f 62); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f 432). 7. Davabitu el Maslahati fi Sheriati el Islamijeti (f. 44-70).*



Dr.sc. Rexhep Suma

# Fuqia e veprës në misionin e daves

Kurani e ka lavdëruar fuqinë e thirrjes si mjet edukues dhe që është qenësor në kuadër të metodologjisë së daves, duke thënë: "E kush e ka fjalën më të mirë prej atij që thërret në rrugën e Allahut, vepron punë të mira dhe thotë: "Unë jam prej myslimanëve". (Fusilet, 33).

Aktiviteti i një thirrësi mund të përmblidhet në pesë shtigje kryesore: komunikimi e jo gjykimi, korrigjimi e jo zhvlerësimi, mësimdhënia e jo përmbarimi, thirrja e jo marrja në llogari, si dhe këshilla dhe jo demaskimi. Në fakt, këto janë edhe temat kryesore në të cilat duhet të koncentrohet thirrësi, e të mos harxhojë energji e forcë në çështjet e tjera, të cilat vetëm se e plogështojnë dhe e zhvendosin nga objektivi i thirrjes në islam.

Kurani e ka lavdëruar fuqinë e thirrjes si mjet edukues dhe që është qenësor në kuadër të metodologjisë së daves, duke thënë: "E kush e ka fjalën më të mirë prej atij që thërret në rrugën e Allahut, vepron punë të mira dhe thotë: "Unë jam prej myslimanëve". (Fusilet, 33).

Për të qenë fjalët tona të pranuara në mënyrën më të mirë dhe që të kenë ndikim te bashkëbiseduesi, ato duhet të jenë të lidhura direkt me veprat tona. Allahu na e tërheq vërejtjen për mospërputhjen e veprave tona me fjalët tona, duke thënë: "O ju që besuat, përse e thoni atë që nuk e vepronі? Tek Allahu është e urryer ta thoni atë që nuk e punoni. (Saf, 2-3)

Po ashtu, mjaft me rëndësi mbetet fakti se te Zoti ngjiten fjalët e bukura, e për këtë Allahu na sinjalizoi në një ajet kuranor: "Kush e dëshiron krenarinë, (le ta dijë) se e tërë krenaria i takon Allahut (pra le të kërkojë prej Tij), tek Ai ngritët fjala e mirë (besimi) dhe veprimi i mirë, e Ai i pranon. E ata që përgatitin dredhia të këqija, për ata është një dënim i rëndë dhe dredhia e tyre është e zhdukur." (Fatir, 10)

*"O ju që besuat, përse e thoni atë që nuk e vepronі?! Tek Allahu është e urryer ta thoni atë që nuk e punoni.* **(Saf, 2-3)**

Ndikimi i thirrjes islame varet nga shkrirja e fjalës së thënë. Nëse pas thirrjes qëndrojnë me stoicizëm jetët



e pastra, atëherë askush nuk e pengon dot atë thirrje. Përderisa njeriu nuk bëhet përkthyesi i gjallë i fjalëve që dalin nga goja e tij dhe përderisa nuk bëhet shëmbëlltyre praktike e asaj që thotë, assesi që nuk llogaritet si një përfaqësues i vërtetë i asaj që thotë. Nuk gjeni dot askënd që do t'i besojë këtij, vetëm nëse ai çlirohet nga kjo gjendje dhe të bëhet bota e jashtme dhe e brendshme në një. Ka mundësi të sigurohet mbështetja e popullit edhe nëse fjalët nuk janë të shndritshme dhe joshëse. Në këtë rast, fjalët nuk do të marrinë fuqinë prej oratorisë, por nga të vërtetat.

Njerëzit në të shumtën e raste kërkojnë shembull dhe nuk marrin këshillë. Duke lënë në njërën anë filozofinë, letërsinë, retorikën, shkrimin dhe anën artistike të çështjes, rëndësi të veçantë ka aspekti i thirrjes që prek jetën e thirrësit. Kumtimi është akt i atyre që kalojnë përmes proceseve të mbrojtjes nga mëkati dhe edukata.[1]

Një tjetër element qenësor përgjatë misionit të daves mbetet fakti që, thirrësi duhet ta njoh gjendjen e njerëzve, psikologjinë e tyre, e të mos nxitoj në marrjen e vendimeve dhe gjykimeve për ta. Kështu ai do ta realizonte një nga objektivat e vendosjes së prioriteteve, dhe nga ana tjetër do ta artikulonte më mirë ligjërimin e tij. Pikërisht pa e njohur strukturën shpirtërore të njerëzve që ke përballë, nuk arrin të njohësh as dobësitë e as të metat e tij, nuk do i

dish vlerat që i ka në plan të parë dhe që nga to ndjen kënaqësi. Pra, pa e ditur natyrën dhe karakterin e njerëzve, nuk mund të flasim për një sukses në thirrjen fetare. Njohja e faktorëve psikologjik në prapavijën e dukurive është shndërruar në mjet kolonizues në botën e sotme. Atë që disa shtete nuk kanë arritur ta fitojnë me luftë, e kanë fituar me shfrytëzimin e faktorëve psikologjik.

Në botën e sotme, shumica e shoqërive bashkëkohore i kushtojnë rëndësi të veçantë kësaj teme. Ato i analizojnë strukturën psikologjike të shoqërive, historinë e tyre, çka pranojnë me lehtë dhe çka refuzojnë pa diskutim dhe këtë e kanalizojnë në procesin e ndryshimeve shoqërore. Si përfundim, me një përpjekje të vogël arrijmë kryerjen e punëve tejet të vështira.[2]

Çdo tentativë që shpie thirrësin drejt nxjerrjes së gjykimeve ndaj njerëzve, ai bie në mëkat nëse vepron një gjë të tillë, sidomos nëse gjykimi është i gabuar. Për këtë, Allahu xh.sh. ka thënë: “Detyra jote është të kumtosh shpalljen, se Ne na takon llogaria.” (Rad, 40).

Vepra e mirë është shoqëruese e diturisë së dobishme dhe ajo sinjalizon për një iman të sinqertë. Ajo po ashtu është tregues për dituri të shëndoshë dhe reflektim të sinqeritetit të dijetarit dhe mësuesit. Vepra mund të jetë sqarim i së vërtetës dhe durimtare e jehonës së saj, ashtu siç ceket në argumentet kuranore, duke ua tërhequr vërejtjen të gjithë atyre të cilët ndjekin interesat e ngushta të kësaj bote dhe që nuk ndjekin këtë parim: “Dhe kur Allahu mori zotimin nga ata që u pati dhënë Librin, që gjithqysh t’ua publikoni atë njerëzve, e të mos e fshihni, por ata e lanë pas dore atë për pak sende të kësaj jete, pra bënë punë të keqe.” (Ali Imran, 187)

Kurse në ajetin vijues, Allahu i ngrit ata të cilët veprojnë. “Po edhe nga ithtarët e librit ka që besojnë Allahun, e besojnë atë u është shpallur juve, e besojnë atë që është shpallur atyre, janë të bindur ndaj Allahut në shpallje, nuk i shesin për pak sende të kësaj jete. Të tillët kanë shpërblimin e vet te Zoti i tyre, e Allahu është që llogarinë e bën shpejt.” (Ali Imran, 199).

**Thirrësi në islam e merr fuqinë nga thellësia e veprimit dhe moralit që ka. Ata të cilët nuk e kanë të përforcuar fjalën e tyre me vepra të mira dhe me moral të bukur, e kanë edhe fuqinë e ndikimit më të dobët.**

Në këtë vazhdë, vepra e mirë mund të demonstrohet edhe me model në punët e mira dhe në rrugën e udhëzimit, ashtu siç e shënon edhe argumenti tjetër kuranor. “A po i urdhëroni njerëzit për punë të mira, e veten tuaj po e harroni? Ndërsa ju e lexoni librin (Tevratin). A nuk po mendoni?” (El Bekare, 44); “Tek Allahu është shumë e urryer ta thoni atë që nuk e punoni.” (Saf, 3); “O populli im, më thoni pra, nëse unë kam argumente të sigurta nga Zoti im dhe nga ana e Tij, Ai më furnizoi mua me të mira (si mund të mos ju udhëzoj në rrugën e drejtë?) Unë nuk dua t’ju kundërshtoj (duke punuar) për atë nga e cila po ju ndaloj, unë nuk dua tjetër, vetëm të përmirësoj aq sa mundem, por këtë mund ta arrij vetëm me ndihmën e Allahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm tek Ai jam drejtuar.” (Hud, 88)

Thirrësi në islam e merr fuqinë nga thellësia e veprimit dhe moralit që ka. Ata të cilët nuk e kanë të përforcuar fjalën e tyre me vepra të mira dhe me moral të bukur, e kanë edhe fuqinë e ndikimit më të dobët. Nga ky aspekt, integrimi kumtim veprim, përshtatja teori-praktikë, identifikimi fjalë-vepër, sinkronizimi i ideales me realen në thirrje, kanë një rëndësi jetike. D.m.th. pajtueshmëria e fjalës me esencën është e pashmangshme.[3]

Shkencat islame mësojnë se si të veprohet me njohuri, ngase ajo nuk është shkencë teorike e dërdëllisje, porse është shkencë e cila vepron në mesin e ymetit. Ajo jeton në mesin e ymetit dhe nuk ndahet aspak prej tij, qoftë në rrafshin social apo kulturor. Nisur nga kjo bazë, ymeti islam zbukuron diturinë me praktikë dhe veprim, si dhe historia e saj lulëzon me dituri, mendim, kërkim dhe argumentim. Kërkimi i diturisë në islam është ibadet, e në kuadër të ombrellës së adhurimit janë edhe meditimi dhe veprimi i mirë.

Të vërtetën e ka thënë Allahu xh.sh.: “Zoti ynë, Ti je Ai që në një ditë do t’i tubosh njerëzit, ditë për të cilën nuk ka dyshim. Allahu nuk shkel premtimin e vet.” (Ali Imran, 8); “Thuaj: “Unë ju këshilloj vetëm me një gjë. Për hir të Allahut të angazhoheni sinqerisht dy nga dy ose një nga një, e pastaj të mendoni thellë (që të kuptoni).” (Sebe, 46); “(ne u patëm thënë): “O ju të dërguar, hani atë që është e lejuar dhe mirë, bëni vepra të mira se Unë e di atë që ju veproni.” (El Muminun, 51); “Dhe thuaj: “Veproni, Allahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i dërguari i Tij e besimtarët, e vonë do të ktheheni te njohësi i së fshehtës dhe të dukshmes, e do t’ju njoftojë për atë që vepruat.” (Ali Imran, 105); “Është e vërtetë se ky Kuran udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon, se ata padyshim do të kenë shpërblim të madh.” (El Isra, 9).

Gjatë shpjegimit të bazave të fesë, thirrësi islam, duhet të ketë parasysh disa gjëra. Së pari, thjeshtësia në shpjegimin e gjërave dhe lehtësia në të folur. Këto ua lehtësojnë njerëzve të kuptuarit, largohet injoranca,

bëhen më të qarta argumentet dhe marrin përgjigje pozitive. Kjo ngase çështjet që kanë të bëjnë me bazat e fesë janë trajtuar dhe shkruar shumë kohë më parë dhe janë të vështira për t'u kuptuar nga bashkëkohësit tanë. Së dyti, gjatë argumentimit duhet të përqendrohemi me fakte nga Kurani dhe Suneti, duke i shoqëruar këto edhe me thënie të dijetarëve të mëdhenj. Duhet pasur kujdes që, argumentet të mos përmenden të zhveshura nga komentet e dijetarëve, në mënyrë që njerëzit të mos dyshojnë në të kuptuarit e këtyre argumenteve, por edhe e kundërta, fjalët e dijetarëve të mos përmenden të zhveshura nga argumentet, në mënyrë që të binden në dijen e thirrësit. Fjalët e Allahut dhe të Pejgamberit a.s. kanë ndikim të fuqishëm në mendjet e njerëzve, menjëherë pas tyre vijnë fjalët e dijetarëve, që njerëzit më pas të jenë të qetë në saktësinë e interpretimit nga ana e thirrësit që predikon. Së treti, kur të fillojmë shtjellimin e bazave të fesë, duhet t'u japim shembuj të atyre që kanë ndodhur në fillimin e Islamin, pastaj shembuj që kanë ndodhur në kohët e më pasme. Pasi njerëzit ta kenë kuptuar dhe ta perceptojnë se çka është baza, atëherë u japim shembuj nga realiteti i tyre. Nëse në fillim ju jepen shembuj nga realiteti i tyre, ata do të ngelen të pakënaqur dhe mospajtues. Vetë Pejgamberi a.s. vepronte në një mënyrë të tillë. Sa e sa raste kemi nga jeta e tij kur thoshte: "Ka qenë një njeri që ka jetuar para jush që..."[4]

Nëse njerëzit që u predikohet janë të zhytur në bidate, dhe thirrësi do që t'ju flasë për këtë gjë, atëherë ai fillimisht ua bën të qartë bazën, kuptimin e bidatit dhe rrezikshmërinë e tij. Kur thirrësi të bindet se e kanë kuptuar këtë gjë mirë, atëherë ai jep shembuj me ngjarje që kanë ndodhur në kohën e Muhamedit a.s. Shembull të tillë kemi rastin e tre personave, që njëri prej tyre kishte thënë se nuk do të martohej, tjetri se nuk do të flinte natën dhe tjetri se vetëm do të agjëronte.[5] Kur thirrësi mendon se e



kanë kuptuar këtë, atëherë kalon në shembujt nga jeta dhe realiteti i tyre. Së katërti, gjykimet kufizohen vetëm në fjalë dhe veprime. Të tillat nuk duhet ta kalojnë këtë prag, për t'i gjykuar individët, ngase predikuesi ngelet vetëm një thirrës. Thirrësi nuk do t'i hapë probleme vetes dhe nuk do të bëhet shkak për refuzimin e tij nga ana e njerëzve. Dhe e fundit, së pesti, lejohet për thirrësin, madje ndonjëherë është e detyrueshme që, nëse është e nevojshme t'i përcaktojë gjërat haptazi, t'ia fillojë duke dhënë shembujt, të japë gjykimin për çështjen që trajton dhe këtë ta pasojë me sqarimin e bazës së ku është mbështetur. Kjo ngase, në raste të domosdoshme nevoje, nuk është e lejuar që të vonohet qartësimi dhe sqarimi i gjërave, por duhet të jemi të matur dhe të jemi të kujdesshëm kur japim gjykime për shembuj konkretë.[6]

Vlerat e besimit e shtyjnë myslimanin që të veprojë mirë, të ketë seriozitet dhe nxitim, e jo dorëzim, parazitizëm, përtaci dhe vetmi. Vlerat e besimit nxisin vazhdimisht kërkojnë nga besimtari që ta kërkoj riskun, ashtu siç thotë edhe ajeti kuranor: "Ai është që juve ua bëri tokën të përshtatshme, andaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm tek Ai është e ardhmja." (El Mulk, 15)

Gjithashtu edhe mësimet hyjnore inkurajojnë njeriun që t'i mendoj gjërat dhe që t'i kuptojë ngjarjet, për të arritur një pasqyrim të saktë të tyre dhe po ashtu të shikojë në krijimtarinë e njeriut dhe të krijesave të tjera në gjithësi.

"A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të kenë zemra me të cilat do të kuptojnë, dhe vesh me të cilët do të dëgjojnë? Pse në të vërtetë sytë nuk verbërohen, por verbërohen zemrat në kraharorë." (El Haxh, 46); "Thuaj: "Udhëtoni nëpër tonë e shikoni se si filloi krijimi, e pastaj Allahu e fillon krijesën tjetër (ringjalljen). Është e vërtetë se Allahu ka mundësi për çdo send." (El Ankebut, 20); "Përpara jush kanë kaluar popujt, ndaj të cilëve janë zbatuar ligjet, ndaj udhëtoni nëpër tokë dhe shikoni si qe përfundimi i atyre që përgënjeshtruan." (Ali Imran, 137)

Këto ajete kuranore na tërheqin vëmendjen drejt popujve të mëhershëm, të cilët neglizhuan veprën e mirë dhe mbollën turbullira në tokë, duke mos urdhëruar për të mira dhe ndaluar nga e keqja. Kjo situatë më pas prodhoi humbje dhe rënie të tyre.

"A nuk udhëtuan ata nëpër tokë të shohin se si ishte përfundimi i atyre që patën qenë para tyre? Ata ishim edhe më të fuqishëm se këta, e edhe lanë më shumë gjurmë në tokë, po Allahu i dënoi për shkak të mëkateve të tyre dhe nuk patën ndonjë që t'i mbrojë prej dënimit të Allahut." (Gafir, 21); "A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shohin se si ishte mbarimi i atyre që ishin përpara tyre, e që Allahu ata i rrënoi, e edhe jobesimtarët (mekas) i pret shembulli i tyre." (Muhamed, 10); "Thuaj: Unë ju këshilloj vetëm me një gjë: Për hir

të Allahut angazhohuni sinqerisht dy nga dy ose një nga një, e pastaj të mendoni thellë (që ta kuptoni) se shoku juaj (Muhamedi) nuk ka ndonjë çmendje. Ai nuk është tjetër vetëm se t'ju tërheqë vërejtjen për një dënim të ashpër (nëse nuk besoni)." (Sebe, 46); "Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndryshimin e natës dhe të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt." (Ali Imran, 190); "E në tokë, copa sipërfaqesh, të ngjitura njëra me tjetrën, kopshte të hardhisë, të mbjella (të llojllojshme) dhe hurma (bimë këto) që kanë të degëzuara në shumë trupa dhe jo të degëzuara (nga një filiz) e të gjitha ujiten nga një ujë, dhe Ne shijen në ngrënies të frutave të tyre e kemi dalluar njërën pas tjetrës. Edhe kjo dëshmon për argumente për njerëzit e mençur." (Rrad, 4)

Tërë kjo punë apo vepër, por edhe dituria (shkenca) janë në shërbim të njerëzimit dhe konsiderohen si lëndë të mira për të nisur shpirti i njeriut drejt ushtrimit të rolit të tij në këtë univers dhe po ashtu ajo ka të bëjë me një jetë të lumtur, ku nuk do të ketë vend për urrejtje, padrejtësi e as tejkalime, por ka të qartë objektivin se këtu në këtë botë është të jetë mëkëmbës dhe nga kjo të pres edhe shpërblimin nga Krijuesi.[7]

"E nëse prapësoheni (nga mësimet e mia), unë nuk u kërkoj ndonjë shpërblim, se shpërblimi im është vetëm prej Allahut. Unë jam i urdhëruar të jem njëri prej myslimanëve." (Junus, 72); "Unë kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është te Zoti i botëve." (Esh Shuara, 164).

Pra, daveti (thirrja) është detyra më e lavdishme dhe më e ndershme në jetë. Ai është roli i të dërguarve dhe lajmëtarëve. Është bërë zakon që, ata që merren me rolin e davetit të gëzojnë respektin dhe dashurinë e njerëzve, e me këtë të kenë edhe pozitë të veçantë. Me rëndësi është të dimë se, ai që punon për hir të Zotit të Madhëruar, nuk duhet të ketë synim këtë pozitë, por puna dhe aktiviteti i tij duhet të bëhet vetëm për hir të Allahut. Por nëse një pozitë e tillë, e cila vjen pa kërkesë dhe qëllim, atëherë le ta falënderojë Allahun e Madhëruar, le t'ua kthejë njerëzve me dashuri, modesti, shërbim të palodhur dhe përmbajtje nga pasuria e tyre. Këtë pozitë le ta marrë si përgjegjësi, e jo si famë, si barrë e jo si stoli, si borxh e jo si fitim, si obligim e jo si lavdërim.[8]

Edhe në traditën e Muhamedit a.s. vërejmë se parimet edukative bazë në traditën e tij na mësojnë që duhet të përdoren të gjitha mënyrat e mundshme audio-vizuele, të cilat do ta kishin mundësuar e lehtësuar komunikimin e së vërtetës që mendohet. Këtu do të sjellim disa shembuj praktikë që vërtetojnë këto fakte.

Transmetohet nga Ibën Mesudi r.a., i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahu e shkroi një vizë me dorën e tij, e pastaj tha: "Kjo është rruga e drejtë e Allahut." Pastaj e vizatoi edhe një vizë tjetër, në të djathtë dhe në të majtë të tij, dhe tha: "Këto rrugica asnjë prej tyre nuk ka që djalli nuk fton në to." Pastaj e lexoi ajetin kuranor: "Dhe se kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij. Këto janë porositë e Tij për ju, ashtu që të ruheni." (El Enam, 153).

Në këtë hadith vërehet që Muhamedi a.s. ua komentoi shokëve të tij porosinë e fundit nga dhjetë porositë e kaptinës El Enam. Mirëpo, ai këtë nuk e bëri vetëm me fjalë të thjeshta, por e përdori edhe mjetin të cilin e dispononte, atë që ishte më i lehtë për të, e ajo ishte rëra (toka). Mbi të, me dorën e vet vizatoi rrugën e Allahut e cila theksohet në suren fisnike, në formë të vizës së drejtë. Pikërisht për këtë edhe tha: "Kjo është rruga (feja) e Allahut të drejtë."

Kjo formë e shpjegimit dhe sqarimit të mësimeve fetare do të kishte ndikim në shpirtin dhe trupin e dëgjuesit dhe të shikuesit, sepse këtu marrin pjesë që të dyja në zotërimin e kuptimit të ajetit dhe të kuptuarit e synimit (qëllimit) të Allahut.

Po ashtu, në një hadith tjetër të transmetuar nga Xhabiri r.a. thotë: "I Dërguari a.s. kaloi nëpër treg dhe njerëzit po qëndroni anëve të tij (tregut). Ai kaloi me një kec të ngordhur, me vesh të vogël, të cilin e kishte kapur për tyre, dhe pastaj tha: "Cili prej jush po e blenë këtë me një dërhem?" Të pranishmit thanë: "Nuk e duam, ai nuk na duhet neve asgjë, ç'të bëjmë me të?" "A dëshironi që ky të jetë i juaji?" – i pyeti Pejgamberi. Sikur të ishte i gjallë kjo do të ishte turp për të, sepse ai ka veshët e vegjël, aq më tepër se ishte i ngordhur. Betohem në Allahun se, kjo botë për Allahun është më e lirë se ky (keci) që është për ju."[9]

Muhamedi a.s. e shpjegoi këtë shembull, duke përdorur mënyra të çuditshme, për të arritur synimin që donte të arrinte te shokët e tij. Ajo ishte një mënyrë të cilën nuk e kishte blerë e as nuk e kishte prodhuar, nuk kushtonte e as nuk e shpiku të përdorurit e saj. Por ishte mënyrë që njerëzit e kishin parë dhe shumë herë e kishin përdorur atë. Mirëpo, Muhamedi a.s. dëshiroi që ta marrë këtë si mjet për ta bërë të qartë vlerën e kësaj bote (të mirat e saj), për të cilën njerëzit grumbullohen, madje edhe bëjnë luftë për të. Ky mësim e vë në pah parëndësinë e kësaj bote tek Allahu, në krahasim me ahiretin dhe nuk mund të shlyhet nga mendja e as të harrohet nga të menduarit për shkak të lidhjes së saj me kecin e ngordhur dhe të kapurit për veshëve të tij. [10]

*1. Ramazan Kayan, Thirrja islame akt profetik, Fleta, Prizren, 2017, f. 225. 2. Cevdet Said, Bireyesel ve toplumsal degismenin yasalari, Istanbul, 1984,f.85. 3. Ramazan Kayan, Ibid. f.224. 4. Ahmedi,2/413. Buhariu 6480, Muslimi 2088, Nesaiu 8/315. 5. Buhariu, 5063. 6. Adnan Al Araur, Menhexh ed-da've fi dev'i el vaki el muasir, bot. i parë, 2005.f.140. 7. Tevfik el Vai, Ed-da'vetu ilallah, Darul Jekin, Mensure, Egjypt, botim i dytë, 1995, f.226. 8. Hisham Talib, Besëlidhja e thirrjes islame, Logos-A, Shkup, 2017,f.55. 9. Muslimi, "Et-tergib", nr.2644. 10. Jusuf Kardavi, Er-resul ve-l- ilm, Muesesetu-rrisale, Bejrut, bot. i gjashtë.1995, f.144.*

Dr. Sedat Islami

# Reflektimi edukativ i dashurisë për Allahun dhe dashurisë për hir të Tij në jetën e besimtarit



Degë tjetër e besimit është edhe dashuria për Allahun xh.sh. dhe dashuria për hir të Tij. Përzgjedhja e Ibën Hibanit për të qenë kjo në kuadër të veprave të zemrës, flet për rëndësinë që ka kjo dashuri dhe për efektet edukative të saj. Dashuria për Allahun xh.sh. dhe për hir të Tij është më shumë se ndjenjë dhe emocion, është koncept i cili përcaktohet nga feja, si në formë ashtu edhe në përmbajtje. Dashuria është pjesë e programit të çdo feje, por ajo që e dallon dashurinë për Allahun në Islam, është koncepti për vetë Allahun xh.sh., si i denjë për ta dashur dhe si i përsosur në çdo gjë.[1]

Ky koncept i dashurisë lidhet ngushtë me njohjen dhe mirënjohjen:

1. Njohjen, ngase nuk mund të imagjinohet dashuri pa njohje: "Kush e njeh Allahun, e do, e kush e do, drejtohet kah Ai...!"[2] Nga kjo perspektivë, dashuria për Allahun është definuar si ngazëllim i shpirtit dhe lumturi e tij me Zotin për shkak të përsosmërisë, madhërisë, bukurisë dhe bamirësisë së Tij.[3]
2. Mirënjohjen, për mirësitë dhe begatitë që na i ka dhënë.[4] Dashuria për Allahun xh.sh., nënkupton përveç tjerash bindjen se, Allahu xh.sh. është bamirës ndaj robërve.[5]

Së këndejmi, dashuria, siç e shpjegon Imam Gazaliu, është pozita dhe grada më e lartë dhe se çdo gjë që pason pas saj është fryt i saj, si p.sh., ridaja apo kënaqësia me caktimet e Allahut xh.sh., sikur që çdo gjë që pjesë para saj është pararendëse apo prolog i saj, si p.sh. pendimi, durimi, asketizmi etj.[6]

Dashuria është vetë feja, ngase kjo e fundit nuk mund të imagjinohet pa dashurinë për Allahun xh.sh. Robëria fetare (devotshmëria, përkushtimi) është e lidhur për dashurinë, kurdo që të zgjidhet (humbet) dashuria, humbet edhe devotshmëria.[7]

Për këtë qëllim, sa herë që flitet për dashurinë për Allahun xh.sh., për të dëshmuar se dashuria është pjesë kyçe dhe identifikuese e besimit, dijetarët argumentojnë me ajetin: "Ka njerëz që në vend të Allahut marrin disa gjëra të tjera për zota dhe i duan ata si Allahun, ndërsa ata që besojnë, e duam shumë më tepër Allahun..." (El Bekare, 165)

Nga kjo, siç nënvizon Imam Gazaliu dhe të tjerët, dashuria për Allahun xh.sh. është farz[8] dhe jo vetëm. Asaj duhet dhënë përparësi para çdo gjëje tjetër.[9] Dashuria nuk mund të jetë pretendim, pra duhet të dëshmohet praktikisht. Ajeti i 31-të, i sures Ali Imran konsiderohet ajeti testues.[10] Disa njerëz kishin pretenduar se e donin Allahun xh.sh., e për ta testuar këtë pretendim të tyre, Allahu xh.sh. shpalli: "Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu do t'ju dojë dhe t'ua falë gjynahet!"

## Efektet edukative të dashurisë për Allahun xh.sh.

Dashuria për Allahun xh.sh. ka edhe një dimension tjetër, atë të reflektimit edukativ në sjelljes dhe veprat e besimtarit.

### 1. Gjallëria shpirtërore

Dashuria për Allahun xh.sh. i dhuron besimtarit një forcë shpirtërore, një motivim të brendshëm, një shëndet shpirtëror, çfarë ai nuk mund ta imagjinojë atë. "...Dashuria është ushqim i zemrave dhe shpirtrave, është jeta pa të cilën njeriu radhitet në mesin e të vdekurve (edhe nëse është gjallë)." [11]

### 2. Krenaria dhe mburrja me besimin

Dashuria për Allahun paraqet elementin dallues nga idhujtarët. Kjo ka rëndësi ngase besimtarit i jep përkatësi, e bën atë të shquhet për vlera dhe virtyte. Allahu xh.sh. thotë: "Ka njerëz që në vend të Allahut marrin disa gjëra të tjera për zota dhe i duan ata si Allahun, ndërsa ata që besojnë, e duam shumë më tepër Allahun..." (El Bekare, 165)

### 3. Kultivimi i aspektit adhurues te besimtari

Dashuria ndaj Allahut xh.sh. është forcë shtytëse, është lëvizje drejt veprave konkrete, drejt asaj që dëshiron Allahu xh.sh. Ibën Kethiri, në komentin që i bën ajetit të 31, të sures Ali Imran ka thënë: "Askush nuk është i sinqertë në pretendimin e dashurisë përderisa nuk e pason fenë në të gjitha fjalët dhe veprat e veta."[12] Për këtë qëllim, afrimi tek Allahu xh.sh. bëhet me vepra, jo me pretendime. Në një hadith kudsij, Allahu ka thënë: "Robi nuk më afrohet me diç që e dua më shumë se me atë që ia kam bërë farz (obligim)..."[13]

### 4. Kultivimi i bindjes dhe mendimit të mirë për Allahun

Prej shenjave të dashurisë ndaj Allahut xh.sh. është edhe pranimi me



**Prej shenjave të dashurisë ndaj Allahut xh.sh. është edhe pranimi me kënaqësi i vendimeve të Tij, në mesin e së cilave edhe ato për sprova.**

kënaqësi i vendimeve të Tij, në mesin e së cilave edhe ato për sprova. Pranimi ka një interpretim interesant, është shenjë e dashurisë së Allahut ndaj robit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur Allahu e do robin, e sprovon atë." Pra, sprova është tregues i dashurisë. Kjo bën që besimtari ta trajtojë me maturi çdo gjë që i ndodhë në jetë, dhe për asnjëherë të vetme të mos ketë mendim të keq për Allahun.

### 5. Përvetësimi i tipareve që Allahu i do dhe ikja nga tiparet që Ai i urren

Për ta dëshmuar dashurinë, duhet ta bëjmë të kënaqur Allahun, duke bërë atë që Ai e do dhe duke u larguar nga ato që Ai i urren. Kurani dhe Suneti na ofrojnë shembuj të vlerave në fjalë. Shembuj të vlerave që Allahu i do janë: devotshmëria,[14] bamirësia,[15] pendimi dhe pastrimi fisnik dhe shpirtëror,[16] durimi,[17]mbështetja në Allahun,[18] drejtësia,[19] adhurimet nafile,[20] etj. Shembuj të veprave që Allahu nuk i do: tejkalimi i kufijve,[21] çrregullimi,[22] zullumi,[23] kufri dhe mëkatet,[24] mendjemadhësia dhe mburrja,[25] tradhtia,[26] shfrenimi,[27] etj.

### 6. Nxitja për kultivimin e moralit dhe përgjegjësisë

Në kuadër të veprave që Allahu i do është edhe morali. Ndër veprat që më së shumti i do Allahu xh.sh., Pejgamberi a.s. ka përmendur mirësjelljen me prindërit,[28]gruan,[29] dhe farefisin.[30] Lidhja e këtyre veprave me dashurinë për Allahun është nga aspekti i normës që kanë. Kush e adhuron Allahun dhe nuk i respekton prindërit, sipas Kuranit[31] konsiderohet se nuk e ka adhuruar Allahun xh.sh. Vështruar sipas tematikës sonë, mund të themi se, kush e do Allahun, por nuk i respekton prindërit, konsiderohet se nuk e do as Allahun xh.sh.

## Dashuria ndaj njëri-tjetrit për hir të Allahut xh.sh.

### Koncepti i dashurisë për njëri-tjetrin për hir të Allahut xh.sh.

Dashuria për hir të Allahut është pjesë e besimit, për faktin se besimi nuk plotësohet pa këtë element dhe se kjo dashuri përcaktohet prej tij, pra prej besimit. Pra, nuk është slogan apo parullë, por është besim, sepse ndryshe nuk mund të arrihet deri te kjo dashuri. Është imazhi i vëllazërisë që arrihet nëpërmjet fesë. Allahu xh.sh. thotë: "...dhe Ai, i bashkoi zemrat e tyre. Sikur ti të shpenzoje tërë atë pasuri që gjendet

në Tokë, nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre, por Allahu i bashkoi ato, - Ai, me të vërtetë është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm." (El Enfal, 63)

Pra, nuk ka pasuri dhe nuk ka asgjë tjetër që mund ta realizojë një lidhje të këtillë, një vëllazëri të këtillë. Ajo nuk përcaktohet nga sjellja e tjetrit me ne, por nga besimi. Nga perspektiva e dashurisë për hir të Allahut, është thënë se, nuk shtohet me mirësjellje dhe as nuk pakësohet me mungesë të saj.[32] Ajo para çdo gjëje është besim. Muhamedi a.s. ka thënë: "Lidhja më e fortë e besimit është miqësimi për hir të Allahut dhe armiqësimi për hir të Allahut, dashuria për hir të Allahut dhe urrejtja për hir të Allahut." [33] "Nuk ndodhë që dy veta ta duan njëri-tjetrin për hir të Allahut, e që të mos jetë më i dashur tek Allahu, ai që e do shokun më shumë." [34]

Arsyeja pse është më i mirë është për shkak të nivelit më të lartë të besimit nga i cili rrjedh kjo dashuri. [35] Madje, është reflektim i dashurisë për Allahun xh.sh., sepse kush e do Allahun, i do edhe ata që e duan Atë. Në hadithin e transmetuar, lidhur me atë që mori rrugën për ta vizituar një vëlla, thjesht nga dashuria për hir të Allahut, shprehet qartë kjo dashuri e Allahut, edhe si shkak, por edhe si shpërblim. Pra, e ka vizituar shokun pse e do për hir të Allahut dhe në këmbim të kësaj e ka fituar dashurinë e Allahut.[36] Dashuria ndaj njëri-tjetrit është kusht për ta plotësuar besimin, sipas së cilit hyhet në xhenet. [37] Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk do të hyni në xhenet përderisa nuk besoni dhe nuk do të besoni derisa të mos e doni njëri-tjetrin..."[38]

## Efektet edukative të dashurisë ndaj njëri-tjetrit për hir të Allahut xh.sh.

### 1. Forcimi i lidhjeve me Allahun xh.sh.

Duke qenë se është fryt i dashurisë për Allahun,[39] atëherë, dashuria për hir të Tij shërben në forcimin e lidhjeve me Allahun.

### 2. Përkushtimi ndaj njëri-tjetrit

Dashuria nuk është deklarim verbal, por angazhim konkret.

Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk ka besuar plotësisht askush, përderisa të mos ta dojë për vëllain atë që e do për vete." [40] Ajo që kërkohet nga besimtari në këtë hadith është që, të angazhohet për vëllain besimtar ashtu sikur që angazhohet për vete, jo vetëm për t'ia sjell të mirat, por edhe për t'ia larguar të këqijat. Kjo sjellje dhe ky përkushtim është interpretuar nga Pejgamberi a.s. në formë të trupit dhe gjymtyrëve të tij.

### 3. Shoqëria ideale

Shoqëria ka rëndësi të madhe në përcaktimin e rrugës që do të ndjek besimtari. Për të qenë në rrugën e drejtë dhe për të vazhduar në këtë rrugë, duhet përzgjedhur shoqëria e mirë, me të cilët dashuria për Allahun është arsye e bashkimit. Pejgamberi a.s., kur përmend njerëzit që do ta gëzojnë hijen e Arshit në Ditën e Llogarisë, përmend edhe: "... dy persona të cilët janë dashur për hir të Allahut, janë bashkuar dhe ndarë për hir të Tij..."[41] Siç kanë shpjeguar dijetarët, kjo dashuri është e atillë që nuk mbaron kurrë. Besimtarët bashkohen për hir të Allahut dhe ndahen për hir të Tij, pra nuk merr fund kjo dashuri as pas ndarjes fizike nga njëri-tjetri. [42]

### 4. Nxitja për punë të mira

Nëse dashuria për të mirët është pjesë e fesë, atëherë ndjekja e hapave të tyre është po kështu pjesë e fesë. Hasan el Basriu ka thënë: "Nuk do të arrish të bëhesh si vepër mirët (ebrarët) nëse nuk vepron sikur ata."[43]

### 5. Dëshmia e pjekurisë fetare

Dashuria ndaj njëri-tjetrit përkthehet në të drejta dhe detyrime të ndërsjella. Besimtarët janë vëllezër dhe ndiejnë se kanë obligime karshi njëri-tjetrit, siç qëndron në Kuran.[44] Këto detyrime në fakt paraqesin pjekurinë fetare të besimtarit. Gjërat që janë personale, si namazi, agjërimi etj., janë për të na kalitur për detyrimet të cilat janë kolektive. Kur është folur për Ebu Bekrin, për arsyen se pse ka qenë më i miri, respektivisht për atë sekretin që fshihej në zemrën e tij, kanë përmendur dy gjëra: dashurinë për Allahun dhe këshillat për njerëzit.[45] Pra, ne nuk do të mund të bëhemi besimtarë të mirë nëse nuk e kryejmë këtë obligim të patjetërsueshëm. Siç është e njohur, me rastin e besatimit për fe, Pejgamberi a.s. kërkonte edhe deklarimin për gatishmërinë e këshillimit të njëri-tjetrit.[46] Nuk mund të gjej fjalë më të bukura për ta përmbyllur këtë temë, se lutjen e Abdullah ibën Jezid Hatimiut:[47] O Allahu im! Më begato me dashurinë tënde dhe me dashurinë e çdokujt, dashuria e së cilëve me bën dobi te Ti!

*1. M. Es-Suhajmi, Vlerat qytetëruese në mesazhin e Profetit Muhamed a.s., përktheu: dr. Sedat Islami, (Prishtinë: Profeti i mëshirës, 2018), f. 107. 2. El-Gazali, Ihjau ulumiddin, Bejrut, 4/294. 3.M. Et-Tuvejxheri, Meusatu fikhi el-kulub, Amman: , 2006), f. 2672. 4. Ibrahim: 34; Nahl: 18; 53. 5. H. El-Halimi, El-minhaxhu fi shuabi el-iman, ver. Hilmi Muhammed Feude, Damask:, 1979, 1/497. 6. Gazali, vep. cit., 4/294. 7. Tuvejxheri, Meusatu fikhi el-kulub, vep.cit., f. 2673. 8. Gazali, vep.cit, 4/294. Kazvini, Muhtesar shuabi el-Iman, Damask, 1405, f. 28. 9. Shih ajetin 24 nga kaptina Teube dhe hadithin e shënuar nga Buhariu (21) dhe Muslimi (43). 10.Xhunejdi, El-mehabbetu lil-Lahi subhaneh, vep.cit., f. 34. 11. Ibën Kajjimi, Medarixh essalikine..., vep.cit., 3/6. 12. Ibën Kethir, Tefsir el-Kur'ani el-Adhim, vep. cit., 1/493-494. 13. Hadithin e shënon Buhariu në Sahih, nr. 614 .205. Ali Imran 76; Teube 4, 7. 15. Bekare, 195; , Ali Imran, 134, 147; Maide, 13, 93. 16. Bekare, 222; Teube, 108. 17. Ali Imran, 146. 18. Ali Imran, 159. 19. Shih: Maide, 42; Huxhurat, 9; Mumtehine, 8. 20. Hadithin e shënon Buhariu në Sahih, nr. 621 .205. Bekare: 190, Maide 87. 22. Bekare, 205; Maide, 64; Kasas, 77. 23. Ali Imran, 57; 140; Shura, 14. 24. Bekare, 276; Ali Imran, 32. 25. Nisa, 36; Nahl, 23; Llukman, 18; Hadid, 23. 26. Shih: Nisa, 107; Enfalë, 58. 27. Kasas, 76. 28. Hadithi 527 në Sahihun e Buhariu dhe hadithin 87 në Sahihun e Muslimit. 29. Hadithin e shënon Tirmidhiu në Sunen, nr. 3895. 30. Hadithin e shënon Ebu Ja'la në Munsed, nr. 6839. 31. Nisa: 36. 32. A.El-Hamid, El-hubbu fil-Lah, Rijad, 1992, f. 11. 33. Hadithi është i saktë. Sahih el-Xhami, 2539. 34. Albani në Essilsiletu essahihah, nr. 450, e saktëson. 35. El-Hamid, El-hubbu fil-Lah, vep. cit., f. 11. 36. Ibën Hibbani në Sahih, nr. 572; 576. 37. Suhajmi, vep.cit, f. 111-112. 38. Muslimi në Sahih, nr. 53. 39. A. Ferid, El-hubbu fil-Lah ve hukuk el-uhuvveh, Kajro, 1990, f. 12. Shih hadith: "Kur Allahu ta dojë robin...." Buhariu në Sahih, nr. 7485, dhe Muslimi në Sahih, nr. 2637. 40. Buhariu dhe Muslimi. 41. Buhariu në Sahih, nr. 660, dhe Muslimi në Sahih, nr. 1031. 42. J.En-Nevevi, El-minhaxh sherhu Sahihi Muslim bin el-Haxhaxh, Bejrut, 1392, 7/121; A.Muhammed, Mirkatu el-mefatih...,Bejrut, 2002, 2/594. 43. A.Ferid, El-hubbu..., vep.cit., f. 20. 44. Teube, 51. 45. S.El-Affani, Tertibu el-efvah ..., Kajro, 1999, 2/352. 46. Buhariu, 57; etj.; Muslimi, 56, etj. 47. Xhunejdi, El-mehabbetu... , vep.cit., f. 39.*

Mustafa Armağan

# Qëndrimi i Sulltan Abdylhamidit përballë ofendimeve ndaj Pejgamberit a.s.

Pikërisht tani është koha që ne të përkujtojmë se si i mësoi evropianët e pasjellshëm, Abdylhamidi i Dytë, që bota moderne islame e njihte si "kalifi i vetëm". Ai duke shfrytëzuar kanalet diplomatike e politike, pa bërë zhurmë, ka mundur t'i eliminoj dhe t'i parandaloj krizat e ofendimet heshturazi.

Që nga shfaqja e pjesës së filmit me ofendimet ndaj Pejgamberit a.s. në Youtube, aq sa ishin tronditëse protestat që filluan në botën islame, gati njëjtë vazhduan dhe tronditën edhe myslimanët e Turqisë. Kujtojmë se më herët kishte një krizë karikature në Danimarkë. Kjo do të thotë se ende po vazhdon mentaliteti për përpjekjet kundrejt Islamit dhe vlerave të tij. Shtrohet pyetja se, përse askush nuk del të përkrah ofendimet që u bëhen myslimanëve në Kinë? A duhet që reagimet tona t'i bëjmë duke mbytur dikë?!

A duhet që këta njerëz ta përfaqësojnë botën islame, e cila përfshinë më shumë se një miliardë njerëz, me këtë politikë, aq më tepër kur bëhet presioni përmes administrimit të SHBA-ve? A kështu do të ishte gjendja me likuidimin, nëse do të ishte kalifi me të cilin ne mburremi?

Pikërisht tani është koha që ne të përkujtojmë se si i mësoi evropianët e pasjellshëm, Abdylhamidi i Dytë, që bota moderne islame e njihte si "kalifi i vetëm". Ai duke shfrytëzuar kanalet diplomatike e politike, pa bërë zhurmë, ka mundur t'i eliminoj dhe t'i parandaloj krizat e ofendimet heshturazi.

Në vitin 1890, një përshkrues i një pjese të teatrit nga Franca, i quajtur Henri de Bornier, kishte filluar të

**Abdylhamidi e kishte kërcënuar ashpër Francën dhe u kishte dhënë ultimatum asaj se, nëse ajo pjesë (teatrale) do të shfaqej në skenë, do të këputeshin lidhjet Osmane-Franceze.**



shfaq në skenë dramën me emrin "Muhamed". Jo vetëm kaq, por një aktor do të luante me emrin e Pejgamberit a.s. E gjithë kjo gjë, pra kjo lojë që ndotë personalitetin shpirtëror të Muhamedit a.s., gjegjësisht që ulë nderin e fesë islame dhe myslimanëve arriti në vesh të Abdylhamidit, kalifit të myslimanëve. Kjo gjë atë e vuri në lëvizje, gjë që jo vetëm që do ta pengonte shfaqjen në atë teatër, por në të gjithë Francën. Pas ndalimit të saj përmes një vendimi të veçantë nga Këshilli i Ministrave, Abdylhamidi e falënderoi Carnotin për këtë gjest, duke e cilësuar si një vendim të mençur, i cili është marrë për të mos nënçmuar dhe shqetësuar shtresën myslimane, përmes një loje që nuk ishte asgjë pos një plagë. Për këtë gjest, a e kishte shpërblyer presidentin me një shpërblim. Abdylhamidi në një shkresë me titullin "Rreth lojës që është bërë me personalitetin e ndershëm dhe të shenjtë të Muhamedit a.s.", të cilën ia kishte dërguar ambasadorit të Francës në Stamboll, Kont Montebella, e kishte kërcënuar ashpër Francën dhe u kishte dhënë ultimatum asaj se, nëse ajo pjesë do të shfaqej në skenë, do të këputeshin lidhjet Osmane-Franceze. Por, përshkruesi i saj kishte dalë më i

**Ndikimi i Abdylhamidit arrit të ndalojë edhe një shfaqje tjetër që deshën ta paraqisnin në Romë, me ofendimet dhe njollosjet rreth Fatih Sulltan Mehmedit.**



inatosur se skenaristi i videos. Këtë herë ai do të merrte hov që këtë pjesë të shfaqjes të publikonte në Angli, ngase mendonte se këtu Abdylhamidi nuk do të mund të ndërhynte. Edhe pas vendimit dhe caktimit që ajo të shfaqej në një teatër shtetëror, Abdylhamdi ndërhynë përmes ministrit të jashtëm, Lord Salisbury, dhe ndalon shfaqjen e saj, jo vetëm në atë teatër, por në të gjithë Anglinë. Pas tre vjetësh, në vend të Salisburyt vjen Roserbery, i cili kishte një konsideratë më në distancë ndaj islamit. Bornier, me këtë rast gjen një guxim nga këto ndryshime dhe përsëri bën një marrëveshje me një teatër tjetër të Londrës. Por, edhe kësaj radhe, ai nuk do të kishte mundësi ta shfaqte këtë skenë. Kështu që diplomacia e njohur e Abdylhamidit nuk do ta lejonte një paraqitje të tillë.

Në vitin 1900, në Paris, nga dëshira për shfaqjen e asaj pjese në skenë, këtë herë realizohet me një emër tjetër, me "Xheneti i Muhamedit", që ishte një rezultat i arritjeve diplomatike. Mësojmë se gjithashtu pengohet edhe shfaqja e operës së Mozartit në Amsterdam me emrin "Grabitja e vajzës nga pallati", më 1894.

Po ashtu, ndikimi i Abdylhamidit arrit të ndalojë edhe një shfaqje tjetër që deshën ta paraqisnin në Romë, me ofendimet dhe njollosjet rreth Fatih Sulltan Mehmedit. Është interesante të thuhet rreth kësaj se, kur Sulltani nuk mundi të arrinte parandalimin e kësaj, një gjë të tillë e kishte kërkuar nga miku i tij, Wilhemi II. Aprovimin për ndalimin e kësaj e mësojmë nga një gazetë italiane, më 15 prill 1890, ku ndër të tjerash thuhet: "Me lajmin mbi shfaqjen e kësaj drame, Sulltanin e kaploi emocioni thuajse sikurse t'i tregoj se po lundronte një anije detare ruse drejt ngushticës së Bosforit. Rreth ngjarjes shtoi edhe kujdesin e imperatorit Wilhem."

Më 1893, në SHBA, deshi të shfaqej një pjesë nga skena e teatrit me emrin "Muhamed", që tregonte një gjë shumë më ndryshe se ç 'ishte jeta e Pejgamberit, Sulltani bëri një takim të mbyllur me ambasadorin Alexander Terrell dhe menjëherë pas kësaj, me ndërhyrjen e presidentit të SHBA-ve, z. Cleveland, u arrit marrëveshja që të tërhiqet nga skena. Abdylhamidi ishte i tillë, saqë për lëndimin e islamit, ofendimit e Pejgamberit a.s., njollosjen e gjyshërve, ai vinte në peshojë çdo gjë kundra shteteve të fuqishme perëndimore. Ai këtë e bënte me një vetëbesim, pa mëdyshje dhe me krenari, pa marrë parasysh ballafaqimin, e me këtë, ai për një kohë të shkurtër kishte treguar ndikimin e tij ndaj tyre. Pas kësaj, teatrot dhe shfaqjet kishin marrë një drejtim pak më të kujdesshëm, duke bërë përzgjedhjet nga më të ndryshmet. Të gjitha këto ndërhyrje dhe hapa drejt pengimit dhe moslejimit të shfaqjes së pjesëve që donin të njollosnin dhe të ofendonin Pejgamberin tonë të dashur dhe sulltanët osmanë, qofshin në Francë, Angli, Itali, apo edhe në Indi, që aso kohe ishte nën administrimin e kolonive angleze, bënë që shfaqja e skenave dhe përdorimi i shprehjeve fyese të rritej edhe më tej, e kjo thuajse tashmë ishte bërë traditë. Burokratët e njohur evropianë, kishin mbetur të obliguar që këtë gjë të osmanëve ta merrnin më me seriozitet dhe vërejmë se kohë pas kohe ata ua tërhiqnin vërejtjen mediave të tyre. Kjo tregon se, Abdylhamidi jo vetëm që kishte një kapacitet brenda kufijve islam dhe ndër myslimanë, por ai kishte edhe një ndikim të madh edhe te shtetet evropiane më shumë se që mendohej. Për fat të keq, me rënien nga posti të Abdylhamidit, nuk mbet asnjë diplomaci e bardhë që do të ndizte zjarrin e kalifatit, dhe as ndikimi dhe ndërhyrja jonë ndërkombëtare që trashëgohej nga osmanët dhe kalifati. Kur shohim gjendjen e mjerueshme të ecurisë së protestave, del në pah se nevojitet "diplomacia e bardhë", që të jetë si lëndë studimi.

*Përktheu: Mr. Zymer Ramadani*

Nibras Malik

# Eskatologjia islamike dhe postmoderniteti

Eskatologjia islamike ka të bëjë me interpretimin e profecive në lidhje me fundin e kohës, duke përfshirë ato në lidhje me trazirat shoqërore, ekonomike dhe politike. Ndërsa, postmoderniteti është një gjendje e karakterizuar nga humbja e sigurisë dhe koherencës epistemike dhe narrative.

Nuk duhet shumë mprehtësi për të zbuluar lidhjen midis postmodernitetit dhe ndjenjës në rritje të shqetësimit. Në të kundërtën, mësimet islamike janë të ankoruara në spiritualitet dhe ofrojnë një mënyrë për të lundruar në dimensionet apokaliptike të ndryshimit të klimës dhe pandemisë aktuale Covid-19. Mendimi i thellë për situatën tonë aktuale nënvizon se ne jetojmë në një kohë interesante. Në mënyrë që të shikojmë përtej histerikave, duhet të shqyrtojmë me kujdes eskatologjinë islamike dhe mënyrën se si ajo e deshifron me sukses kuptimit pas postmodernitetit.

Postmoderniteti dhe simptomat e tij shoqërohen me eskatologji më të gjerë islamike. Në thelb, shfaqja e modernitetit dhe tani postmodernitetit destabilizoi mizanin (ekuilibrin). Projekti i Iluminizmit, i cili filloi në Perëndim dhe u eksportuar me forcë në pjesën tjetër të botës, thekson kapitalizmin dhe mundësinë e rritjes së pafund ekonomike dhe përparimit njerëzor. Si pasojë, kjo ka çuar në shkatërrimin e gjerë mjedisor, siç pasqyrohet në perspektivën e ndryshimit të klimës. Për aq sa ambientalizmi e sheh fillimin e modernizimit si katastrofik dhe ka rezerva serioze me projektin e Iluminizmit, ai lidhet mirë me shqetësimet eskatologjike islamike. Për shembull, Kurani parashikoi me saktësi ndikimin e civilizimit njerëzor në planet. Kurani shprehet se si korrupsioni do të përhapet në një

**Për aq sa ambientalizmi e sheh fillimin e modernizimit si katastrofik dhe ka rezerva serioze me projektin e Iluminizmit, ai lidhet mirë me shqetësimet eskatologjike islamike.**

shkallë të gjerë dhe thekson se si ky do të jetë produkti përfundimtar i lakmisë njerëzore. [1]

Si rezultat, mësimet islamike nxjerrin në pah natyrën e dëmshme të konsensusit postmodern, si dhe mitin e përparimit, i cili mbështetet në modernitetin e lëngshëm. Sidoqoftë, shumë ide iluministe në lidhje me përparimin njerëzor po sfidohen nga pandemia dhe shkalla e katastrofës mjedisore që është shumë e madhe dhe vështirë për t'u ndalur lehtë. Prandaj, çdo besim se, pandemia Covid-19 do të jetë zgjidhja e ngrohjes globale është naive dhe e rrezikshme. [2]

Islami jo vetëm që paraqet një pamje të qartë të paradigmës aktuale dhe të problemeve që lindin nga





reketimi mjedisor, por gjithashtu përcakton udhëzime të rrepta. Pejgamberi Muhamedi a.s. theksoi se si një civilizim i qëndrueshëm islam, duhet të frenojë konsumin e dukshëm, shpyllëzimet dhe harxhimin e ujit.[3] Në një masë të konsiderueshme, ky kuptim përfshinë rimendimin e paradigmës aktuale dhe propozimin e zgjidhjeve të guximshme për ngërçin aktual. Problemet aktuale mjedisore si, shiu acid dhe smogu, interpretohen si shenja të fundit të kohës.[4] Për shembull, shiu do të jetë acid ose djegës (Taberaniu, Hakimi). Duke theksuar vlerat e para-iluminizmit, si lidhja midis besimit dhe politikës, Islami thekson idetë e kujdestarisë dhe përgjegjësisë njerëzore. Prandaj, ka prova të qarta se si njerëzit kanë për detyrë që të kujdesën për tokën.[5]

Kjo mund të jetë një thirrje frymëzuese për veprim. Fondacioni Islam për Ekologjinë dhe Shkencën e Mjedisit, ka siguruar një plan të suksesshëm të asaj se si do të duket zhvillimi i qëndrueshëm dhe që demonstron se si të kufizohen efektet e këqija ekologjike të sistemit ekonomik kapitalist.

Për më tepës, eskatologjia islame është e lidhur ngushtë me shqetësimet morale që e rrethojnë postmodernitetit dhe teknologjinë. Muhamedi a.s. parashikoi hapa të pabesueshëm në përparimin teknologjik, si dhe ndryshimin e përhapur shoqëror. Ai tha: “Njerëzit do të jenë aq të lidhur me këtë botë, sa që do të ngrenë ndërtesa të mëdha dhe do të refuzojnë fenë e Allahut.”[6]

Prandaj Muhamedi a.s. ishte ai që parashikoi zhvillimin e rrokaqiejve në Arabi, krahas konsumerizmit dhe materializmit. Këto zhvillime shoqë-rohen me pasiguri postmoderne, pasi që perceptimi ynë për kohën ka ndryshuar për shkak të natyrës së lidhur dhe të shpejtë të realitetit tonë të tanishëm.[7] Si pasojë e kësaj, pavarësisht progresit të konsideru-eshëm material, jeta e përditshme po vuan ngase po humbet ritmin, kuptimin dhe të mirën e përgjithshme.

Postmoderniteti dhe eskatologjia islame mbivendosen pasi që të dyja kanë të bëjnë me dobësimin e ymetit (bashkësisë) myslimane. Muhamedi a.s. paralajmëroi se si disa myslimanë do ta ndjekin verbërisht shembullin e qëndrimit të tyre fetar.[8] Ai a.s. tha: “Dita e gjykimit nuk do të vjen derisa ymeti im ta miratojë atë që paraardhësit e shekujve të fundit e miratuan, saktësisht dhe verbërisht.” (Buhariu). Një udhëzim i tillë profetik duket i duhur për shkak të trashëgimisë së anglicizmit të detyruar, kolonializmit dhe moder-nitetit në botën myslimane. Në një nivel më të thellë të të analizuarit, kjo demonstrohet nga mënyra se si të kolonizuarit priren të përvetësojnë idenë e inferioritetit të tyre dhe në fund vijnë të imitojnë shtypësit e tyre.[9] Pjesa më e madhe e kësaj ka të bëjë me internalizimin e standardeve koloniale dhe përdorimin e gjerë të detyrimit dhe të propagandës. Trashëgimia socio-politike e kësaj mund të shihet në qëndrueshmërinë e idealeve eurocentrike brenda sferave intelektuale, politike dhe gjeopolitike. Për më tepër, zbatimi i ideologjisë eurocentrike varet nga zhvillimi i institucioneve koloniale. Kjo mund të demonstrohet nga presioni mbi shtetet myslimane në jugun global, për të krijuar institucione politike të cilat sillen në mënyrë të ngjashme me institucionet politike në veri, të cilat ndjekin një kornizë moderniste evropiane të institucioneve të pranueshme politike.[10] Në përgjith-ësi, iluminizmi dhe postmoderniteti sinjalizojnë fundin e kohës (ditën e kiametit). Ato ofrojnë një ndryshim diskursiv në të kuptuar dhe prishin kufijtë politikë-tradicionalë. Kjo ka qenë e dëmshme për ymetin mysliman. Forca e modernitetit global, të homogjenizuar ka minuar normat islamike, duke prishur lidhjen midis besimit dhe politikës, siç ishte parathënë në profecitë e Muhamedit a.s., 1400 vjet më parë.

Shpërthimi i modernizmit dhe postmodernitetit pasues, forcuan ndikimin e kolonializmit, perando-risë dhe globalizmit. Në tërësi, ngritja e institucioneve perëndimore dhe ideologjia eurocentrike e zbatuar përmes teknologjisë, tregtisë dhe fuqisë ushtarake, zhvendosi vlerat tradicionale islamike. Ndërsa, civili-zimi perëndimor i ka hapur rrugë tepricës kapitaliste dhe çekuilibrit mjedisor. Këto probleme mund të fillojnë të kundërshtohen nga një përqafim i eskatologjisë islamike, si dhe shpresës dhe paradijes që e ofron islami.

*Përktheu: Ikrame Ibrahimi*

*1. Chebli, Sarah. 2019. “Climate Change & Islam: A Call To Act – ISAIAH”. ISAIAH.* https://isaiahmn.org/2019/09/28/climate-change-islam-a-call-to-act/ . *2. Gornall, Jonathan. 2020. “It Is A Myth That COVID-19 Will Save The World From Environmental Catastrophe”. Arab News.* https://www.arabnews.com/node/1675326/. *3. Chebli, Sarah. 2019. “Climate Change & Islam: A Call To Act – ISAIAH”. ISAIAH.* https://isaiahmn.org/2019/09/28/climate-change-islam-a-call-to-act/ . *4. Haider Ali Qutbshahi Awan, Malik. 2010. “2012 End Of The World – Islamic View, 06/02/10, Malik Haider Ali Mehmud Qutbshahi Awan”. Blogs. Warwick.Ac.Uk.* https://blogs.warwick.ac.uk/haidermehmud/entry/2012_end_of/. *5. Chebli, Sarah. 2019. “Climate Change & Islam: A Call To Act – ISAIAH”. ISAIAH.* https://isaiahmn.org/2019/09/28/climate-change-islam-a-call-to-act/. *6. Ibn Muhammad Al-Qassem, Abdel-Muhsin. 2012. “Signs Of The Hour – Islamway”. En.Islamway.Net* https://en.islamway.net/article/11971/signs-of-the-hour. *7. Po aty. 8. Po aty. 9. Mayblin, Lucy. 2015. “FANON, Frantz”. GLOBAL SOCIAL THEORY.* https://globalsocialtheory.org/thinkers/franz-fanon/. *10. Sagoe, Cecil. 2012. “The Neo-Colonialism Of Development Programs”. E-International Relations.* https://www.e-ir.info/2012/08/12/the-neo-colonialism-of-development-programs/.

Dr. Fadil Maloku

# Kombin e rindërtojnë projektet socio-ekonomike, e jo ato mediokre

Një çështje me rëndësi në procesin e tranzicionit, padyshim se është edhe ai i rrënimit të autoritetit totalitar, një mentaliteti që akoma, sidomos për nga mënyra e sjelljes dhe veprimeve në jetën publike është duke i përcjellë të gjitha shoqëritë shqiptare. Pastaj, ai i rolit që duhet ta loz shteti në këtë periudhë të rëndësishme socio-ekonomike dhe kulturore të emancipimit.

Tani për tani, ka dy mendime apo të themi kushtimisht dy përvoja sociologjike lidhur me rolin që duhet ta loz shteti në këtë periudhë, që janë në proces të vetë kërkimit të identitetit të ri. Njëri mendim i shquar si intervencionist, ku insistohet që roli i shtetit në kushtet dhe rrethanat e reja sociale të mbeten goxha me peshë dhe detyra e obligime jo vetëm sociale, por edhe juridike, morale, politike në vendimmarrjet e rëndësishme për vendin. Dhe tjetri, i shquar si liberal që mundohet me të gjitha mjetet ta minimizojë dhe margjinalizojë rolin e shtetit deri në atë masë, sa që i thuhet ndonjëherë si në shaka: "ta shndërrojë atë në një numër telefoni."

Për dallim nga vendet dhe shtetet e tjera, në Kosovë akoma ndihet gjallë jo vetëm nevoja për manifestimin dhe demonstrimin e tij, jo edhe aq si forcë, por si një pronësi sociale, politike dhe sosh juridike që dosido do t'i bënte kosovarët identik me të tjerët në rajon dhe gjetiu. Rreziku nga kjo ndjenjë e manifestimit dhe demonstrimit ndër kosovarët, shumë

**Për ta ndërtuar e rindërtuar "hartën" e realizimit të identitetit kombëtar dhe atë shtetëror, na duhet aktivizimi i potencialeve "demografike dhe ato të gjeografisë sociale"**

lehtë mund ta çojë shoqërinë në një ekzaltim tjetër fare, që njihet apo identifikohet me sindromën totalitare, ku roli i individit apo udhëheqësit karizmatik stërmadhohet aq shumë, saqë edhe zhvillimi, emancipimi, demokracia dhe ndërtimi i institucioneve të reja, lihen në dorën e një individi apo grupi të vetëm. Një rrezik tjetër potencial, që në të gjitha shoqëritë shqiptare u rrit mbi kokë si shpata e Demokleut, është edhe ai i stërmadhimit të rolit të identitetit kombëtar (që në Kosovë shkaku i rrethanave historike, është shumë më evident) në procesin e tranzicionit, në vend që kjo energji dhe potencë kombëtare të orientohet në reformat ekonomike, sociale, kulturore, e sidomos në ato ushtarake.

Por, për ta ndërtuar e rindërtuar "hartën" e realizimit të identitetit kombëtar dhe atë shtetëror, na duhet aktivizimi i potencialeve "demografike dhe ato të gjeografisë sociale", ngase vetëm me patriotizmin kushtetues të Habermasit, ne do e kemi shumë të vështirë t'i realizojmë synimet dhe interesat tona shtetërore e kombëtare. Themi kështu edhe për shkak se, identiteti i patriotizmit kushtetues, në fakt më shumë është një lloj synimi idealist, për të cilin së pari do të duhej ta kapërdinin kombet dhe shtetet që arrijnë të ndërtojnë dhe realizojnë, jo vetëm shtetet e fuqishme, por madje edhe qytetërimet e tëra globale. Kjo diskrepancë sociale, politike, ekonomike, e sidomos kulturore midis shteteve në Evropën e pretenduar si ideal i bashkimit, është për mendimin tim një pengesë shumë serioze, e për të mos thënë edhe e patejkalueshme, për realizimin e identitetit të përbashkët kushtetues evropian. Po ashtu, mbamendja kolektive e kombeve evropiane, si edhe procesi i ndërtimi të miteve, pastaj simboleve dhe traditave, e sidomos vlerave të përbashkëta kulturore, është po ashtu një pengesë shumë serioze për ta inauguruar, e lëre më për ta realizuar identitetin e përbashkët evropian. Atë çka po pretendon Evropa në këto tri dekadat e fundit, për ta formuar identitetin kushtetues habermasian, ka të bëjë më shumë me aktivizimin e një lloj ikonografie e folklorizmi social. Ku përmes simboleve, flamujve, logove, e para së gjithash valutave të përbashkëta, pastaj tendenca për ta

**Si ideal kulturor, nacionalizmi ndërlidhet me pohimin se njerëzve, formën thelbësore të përkatësisë ua siguron kombi.**

krijuar një hapësirë unike evropiane të informimit, pastaj tentimi për krijimin e një sistemi unik arsimor përmes sistemit të Bolonjës dhe sidomos për krijimin e ndjenjës së përbashkësisë në sferën e edukimit, si edhe institucionin e angazhimit qytetar për punë vullnetare të koordinuar nga një zyrë tipike evropiane (Europian Voluntary Service), po tentohet të aktivizohet ndjenja e përbashkësisë.

Ndërkaq, i gjithë ky projekt integrues, po e harron kyçjen e pjesës më problematike të Evropës Juglindore apo të Ballkanit Perëndimor, i cili de facto dhe de jure është në izolim, margjinalizim dhe tjetërsim social e politik nga qendra e saj. Natyrisht, Ballkani Perëndimor ka ende sfida të vjetra dhe të reja në horizont. Ato janë luftërat e ndodhura dhe padrejtësisë e korrigjuara në bombardimet që iu bënë Serbisë në vitin 1999, shkaku i refuzimit të rendit të ri botëror dhe shkaku i gjenocidit të ushtruar ndaj kroatëve, boshnjakëve dhe sidomos shqiptarëve etnik.

Andaj, identiteti i përbashkësisë evropiane e ka problem inaugurimin e vetë kozmopolit, edhe për shkak të prezencës aktuale të nacionalizmit shtetëror serbomadh, në këtë pjesë të botës. Por, çka është nacionalizmi dhe si duhet kuptuar atë në kohën tonë?

“Nacionalizmi, është doktrinë politike që niset nga besimi se popujt e botës ndahen në kombe dhe secili prej tyre ka të drejtën e vetëvendosjes, qoftë si njëri vetëqeverisëse brenda kombeve-shteteve ekzistuese, qoftë si komb-shtet më vete. Si ideal kulturor, nacionalizmi ndërlidhet me pohimin se njerëzve, formën thelbësore të përkatësisë ua siguron kombi. Nga ana tjetër, si ideal moral, nacionalizmi është etikë e sakrificës heroike, që përligj përdorimin e dhunës për të mbrojtur kombin prej armiqve, të brendshëm apo të jashtëm.

Nacionalizmi, si produkt i shek. XVII, së bashku me procesin e formimit të shtet-kombeve, fuqizoi dhe madhëroi sidomos simbolet e gjuhës, territorit, jetës ekonomike dhe sidomos jetës politike e sociale, pastaj etnopsikologjisë, ato të kulturës dhe trashëgimisë së përbashkët. Si botëkuptim dhe si koncept i përdorshëm edhe në ditët tona, nga ksenofobia dhe shovinizmi, një fije e hollë e perit të ndarë. Sot, në botë janë të njohur shumë tipa nacionalizmash, duke filluar nga ai etnik (që njerëzit u dallon ekskluzivisht sipas prejardhjes së gjakut); social (që paradigmën kulturore, pra njëshmërinë gjuhësore dhe atë të traditës mundohet ta ngritë në piedestal); qytetar (që fuqizon ndjenjën apo tiparet e atdhedashurisë, kryesisht përmes shtetit, pra thënë më thjesht qytetarisë, e jo gjakut, etnisë dhe kulturës). Një tjetër tipologji, i sistemon të gjithë nacionalizmat në: 1. Nacionalizëm të bardhë (whitenatinalism) që sipas shumë sociologëve ka të bëjë me lëvizjen që në fakt refuzon idealin e barazisë dhe që insiston në mbrojtjen e bërthamës së natyrës njerëzore, të përcjellë përmes trashëgimisë apo hierarkisë natyrore. 2. Nacionalizëm të zi (blacknationalism), një lëvizje sociale tipike që manifeston procesin e pavarësimit nga ndikimi i të bardhëve në vendet ku ata diskriminohen dhe i nënshtrohen aparteidit e segregacionit. 3. Nacionalizëm kulturor (culturalnazionalism), një term që shquhet si antipod i nacionalizmit etnik, ku kombi merr



cilësitë apo veçantitë e një kategorie më tepër të kulturës së përbashkët, që krijohet me kalimin e kohës. 4. Nacionalizëm post-kolonial (poscolonialnationalism), që shërbehet kryesisht me etnosin e kombit për t’u çliruar nga kolonialistët e të gjitha llojeve. 5. Nacionalizmi postkomunist (post-communistanltionalism), një dukuri që kohëve të fundit akoma është gjallë dhe kryesisht udhëhiqet nga ndjenjat e pakënaqësisë sociale e politike dhe përdoret si një mjet shumë i fuqishëm për të marrë edhe pushtetin në këto vende. 6. Nacionalizmi teknologjik (technologicalnationalism), apo i shquar ndryshe edhe si nacionalizmi kibernetik, që procesin e mbijetimit të shtet-kombit e ndërlidh kryesisht me proceset dhe inovacionet në sferën e teknologjisë informative. 7. Nacionalizmi ekonomik (economicntionalism) që procesin e ekzistencës dhe përparimit të identitetit shtet-komb e projekton kryesisht përmes proceseve dhe zhvillimeve ekonomike. Si i tillë, duke marrë parasysh rrethanat në të cilat gjendet edhe vetë Evropa (me dy proceset antagoniste, ato integruese dhe ato dezintegruese, nacionalizmi shqiptar duhet të mbahet, jo si finok, jo mashtrues, jo hiperaktiv, jo..., por para se gjithash liberal, komunikues, fleksibil me të tjerët, në funksion emancipues, pra në funksion të Shqipërisë etnike.

Dr. Orhan Bislimaj

# Murtaja epidemi e rrezikshme

Fjala "murtajë" në gjuhën shqipe ka ardhur e huazuar nga latinishtja "mortalia", që lidhet me "mors – mortis", që do të thotë "vdekje". Në gjuhën arabe i thuhet "taun", ndërsa në shumës "tavain". Njësoj i thuhet edhe në gjuhën turke. Njihet si "vdekja e zezë"apo "vdekja e madhe". Në gjuhën angleze i thuhet "plague", "pestilence", por edhe "bleack death".

## Hyrje

Që nga marsi i këtij viti[1], kur në vendin tonë filloi paraqitja e pandemisë Covid-19, në mendjet tona solli murtajën, si një simbol i sëmundjeve ngjitëse shfarosëse. E, sa herë që të përmendet kjo sëmundje, kujtojmë tmerret e saj në periudha të ndryshme të historisë, gjithandej botës.

Me këtë rast, e shohim të arsyeshme të diskutojmë për 'murtajën', edhe për faktin se shumë njerëz po e quajnë me këtë emër pandeminë Covid-19. Fundja, për të ka folur edhe vetë Pejgamberi a.s. dhe këtë e kanë trajtuar edhe shumë nga dijetarët islamë.

## Çka është murtaja?

Fjala "murtajë" në gjuhën shqipe ka ardhur e huazuar nga latinishtja "mortalia", që lidhet me "mors – mortis", që do të thotë "vdekje".[2] Në gjuhën arabe i thuhet "taun", ndërsa në shumës "tavain". Njësoj i thuhet edhe në gjuhën turke. Njihet si "vdekja e zezë"apo "vdekja e madhe". Në gjuhën angleze i thuhet "plague", "pestilence", por edhe "bleack death".[3]

Të gjithë fjalorët enciklopedik, murtajën e cilësojnë si një sëmundje shumë të rrezikshme, ngjitëse dhe vdekjeprurëse. Në të gjithë ata, pothuajse përkufizimet janë të përafërta. Por, një përkufizim të qartë dhe konciz për murtajën, e gjejmë te fjalori "El Muxhemul vesit", i cili thotë: "Murtaja është një sëmundje neoplazike epidemike, e shkaktuar nga një mikrob-baktere që infekton minjtë dhe transmetohet përmes pleshtave te minjtë e tjerë e më pas te njeriu."[4]



Ndërsa, në kuptimin praktik e terminologji, "murtaja është një sëmundje infektive vdekjeprurëse, që shkakton zjarrmi dhe dhimbje të forta. Ajo shkakton lunga, të cilat në shumicën e rasteve paraqiten me ngjyrë të zezë, jeshile ose kafe. Ato shumë shpejt çahen dhe krijojnë plagë të dhimbshme. Këto lunga të pezmatuara shfaqen shpesh nën sqetull, pas veshit dhe në vendet me mish të butë.[5]

Ky përkufizim konvergjon me tipologjinë e sëmundjes, me provën historike, si dhe ka mbështetje në hadithin e Pejgamberit a.s. dhe rikon-firmimet e dijetarëve. Në një transmetim nga Aisheja r.a., transmetohet se e kishte pyetur të Dërguarin a.s. për murtajën dhe ai i është përgjigjur: "Ajo është një lungë e ënjtur sikur gunga e devesë."[6]

## Murtaja në kontekstin historik

Dihet mirëfilli se pandemia Covid-19 nuk është pandemia e parë, e mbase nuk do të jetë as e fundit. Përgjatë historisë ka pasur epidemi e pandemi të tilla.[7] Po ashtu edhe murtaja ka qenë shpeshherë e përhapur. Pavarësisht të gjithave, murtaja së bashku me epidemitë dhe pandemitë e ndryshme përbëjnë anën më të errët të historisë së njerëzimit. Ato kanë marrë jetët e miliona njerëzve dhe vazhdojnë të marrin edhe më tutje. Në vazhdim, paraqesim disa nga llojet e murtajës që kanë goditur njerëzimin, tokat islame dhe viset shqiptare.

## Murtaja te Beni Israilët dhe te popujt para tyre

Murtaja e parë, për të cilën kemi informacione nga Kurani dhe Suneti është ajo që e ka goditur Faraonin dhe popullin Beni Israilë në Egjiptin e lashtë. Transmetohet nga Amir bin Sad bin ebi Vekasi, se babai i tij e kishte pyetur Usame bin Zejdin: "Çka ke dëgjuar prej Pejgamberit a.s. në lidhje me murtajën?" Ai tha: "Pejgamberi a.s. ka thënë: "Murtaja është një ndëshkim apo dënim që i është dërguar Beni Israilëve ose

popujve të tjerë para tyre. Nëse dëgjoni se në një vend ka rënë murtaja, mos hyni aty, e nëse ka rënë aty ku jeni, atëherë mos ikni prej aty."[8]

Siç shihet në hadith, mundësia e ekzistimit të murtajës edhe te popujt e tjerë para Beni Israilëve, mbetet e hapur, gjë që dëshmon për lashtësinë e kësaj sëmundje. Për këtë murtajë ka sinjalizuar edhe Kurani Fisnik. Allahu i Madhëruar, duke folur për ndëshkimin e Faraonit dhe popullit të tij thotë: "Pasi që i gjeti belaja (me ato masa dënimi) ata thanë: "O Musa, lute Zotin tënd për ne, me atë meritë që ke (si pejgamber), nëse na e largon dënimin, ne do të pranojmë ty (si të dërguar) dhe do t'i lejojmë Beni Israilët bashkë me ty (të shkoni ku të doni)." (El Araf, 134)

Komentuesit e Kuranit, si Imam Taberiu, Begaviu, e të tjerët, fjalën "rixhz", që ka ardhur në origjinalin e këtij ajeti, e përshkruajnë si "murtajë" (taun).[9] Kjo bëhet akoma edhe më e qartë, pasi që në hadithin e lartpërmendur, përmendet e njëjta fjalë. Po ashtu, Seid bin Xhubejr, Atau dhe të tjerët, thonë se fjala "rixhz" ka për qëllim "murtajën" (et-taun).[10] Sipas Taberiut, Beni Israilët u goditën shumë rëndë. Aq shumë kishte vdekje, saqë nuk mund t'i varrosnin të vdekurit. Me atë rast, Faraoni shkoi te Musai a.s. dhe kërkoi prej tij që ta lutë Zotin e vet për largimin e këtij ndëshkimi, pra murtajës. Allahu ia hoqi këtë dënim, mirëpo i dënoi ata duke i fundosur në det, për shkak se nuk e mbajtën fjalën për besim, pas largimit të dënimit.[11] Ibën Haxheri citon se kanë vdekur 20 deri në 70 mijë njerëz brenda ditës.[12]

Për këtë murtajë ka folur edhe Bibla. Në pjesë të ndryshme të Dhiatës së Vjetër, thuhet se sjelljet rebele të Bijve të Izraelit tërhoqën zemërimin e Allahut dhe për këtë arsye ata u ndëshkuan me murtajë (Numrat 16/44-48, Ligji i Përtërirë 28/20-21, Psalmet 78/50, 106/29).[13] Krijuesi i gjithësisë dërgoi dhjetë murtaja mbi egjiptasit para se izraelitët të largoheshin nga Egjipti (Eksodi 7:14-12:36).[14]

## Murtajet më të njohura në historinë islame

Imam Neveviu në Sahihul Muslim, por edhe shumë dijetarë të tjerë, konsiderojnë se janë pesë murtaja, si më të njohurat në historinë islame:

1. Murtaja e njohur me emrin "Shirevejhi", që ka ndodhur në Medain,[15] në kohën e Pejgamberit a.s., në vitin 6h / 627m. Rreth kësaj murtaje nuk ka shumë informacione për numrin e vdekjeve.

2. Murtaja e njohur me emrin "Amvas", që ka rënë në territoret e Sirisë (Shamit) në kohën e kalifatit të hasreti Omerit r.a., në vitin 17 ose 18h / 639m. Prej saj kanë ndërruar jetë 25 deri 30 mijë njerëz, afërsisht gjysma e popullsisë, duke përfshirë edhe sahabë të mëdhenj të Pejgamberit a.s., si Ebu Ubejd ibën Xherahi që ishte guvernator, Muadh ibën Xhebeli, Jezid ibën ebi Sufjani, Haridh ibën Hishami etj.

3. Murtaja e njohur me emrin "El Xharif", që ka rënë në kohën e Ibën Zubejrit r.a., në muajin sheval të vitit 69 h / 688m. U quajt me këtë emër, ngase ka rrëmbyer jetët e njerëzve papritmas, sikurse vërshimet e ujërave. Flitet se ka vazhduar tri ditë dhe 70.000 persona vdisnin në çdo ditë. Vetëm nga familja e Enes ibën Malikut kanë vdekur 73 apo 83 persona, pastaj nga familja e Abdurrahman ibën ebi Bekretes afërsisht 40 anëtarë. Dijetarët kanë divergjencat e tyre sa i përket vitit të rënies së kësaj murtaje.

4. Murtaja e njohur me emrin "El Fetejat", që preku rajonet e Basrës, Vasitit, Damaskur dhe Kufes, në vitin 87h / 706m.

5. Murtaja në Basra dhe rrethinën e saj, në muajin rexheb të vitit 131h / 749m. Ajo u ashpërsua shumë gjatë muajit Ramazan, ndërsa shënoi rënie në muajin sheval. Për tre muaj sa zgjati, afërsisht rreth 1000 persona vdisnin çdo ditë. Ibni Kurejbe përmend edhe dy murtaja të tjera para kësaj, një në vitin 100h. dhe një tjetër në vitin 127h.[16]



## Murtaja në Kosovë dhe në viset shqiptare

Edhe në viset tona shqiptare ka pasur murtajë kohë pas kohe. Si më të njohurat janë:

1. Murtaja e hershme që ishte paraqitur në Iliri, ajo e viteve 430-435 para erës sonë. Por, për të nuk kemi shumë të dhëna për dëmet e saj.[17]

2. Murtaja tjetër që preku viset e Ilirisë ishte murtaja e ashtuquajtur e Justinianit, në vitin 545, që kishte lënë të vdekur gjysmën e popullsisë së Perandorisë Bizantine.[18] U paraqit në pjesën e dytë të vitit 541 dhe u përhap rrufeshëm në Perandorinë Romake të Lindjes. Në vitin 542 u regjistrua edhe në Stamboll, asokohe në Kostandinopojë. Sipas Prokopitë të Çezaresë, vetëm në Kostandinopojë, në një ditë vdisnin rreth 5000 deri në 10000 veta. Problem madhor ishte mungesa e hapësirave publike për t'i varrosur trupat e tyre. Pjesa më e madhe hidhej në det ose lihej në një vend të hapur. Në fund, Prokopi jep një përmbledhje: "Murtaja që dëmtoi rëndë perandorinë, nuk i mori të gjithë njerëzit, gjysma e tyre shpëtoi ose u ruajt."[19]

3. Murtaja apo "vdekja e zezë", që kishte prekur tërë Evropën në shekullin XIV, në vitin 1363 kishte përfshirë edhe trojet shqiptare.[20] U quajt "murtaja e zezë" apo "vdekja e zezë", ngase viktimave u dilnin në trup njolla dhe puçrra të fryra të zeza me madhësi gati të një veze. Në librin e tij "Dekameroni", që mbaroi në vitin 1353, Bokaço ia kushtoi pikërisht kësaj pandemie. Ai tregon për

tmerret e sëmundjes, për të cilën thotë se ishte e pashërueshme. Dalja e gjakut nga hundët ishte një shenjë që tregonte vdekjen e sigurt, ndërsa këtu në fillim të sëmundjes, pa dallim, si burrave ashtu edhe grave, u shfaqeshin ca xhumba të mëdha nëpër shalë ose nën sqetulla, disa prej të cilave ishin sa një mollë e zakonshme, disa sa një vezë, disa më të mëdha e disa më të vogla. Në pak kohë e sipër, këto xhumba të mëdha, që populli i quante lunga përhapeshin në tërë trupin. Kjo sëmundje e tmerrshme nuk shfaqej kurdoherë me të njëjtat simptoma. Ndonjëherë shfaqej edhe me njolla të zeza ose të zeshkëta, që u dinin më të shumtëve, kujt më të mëdha e të rralla, e kujt më të vogla e të dendura nëpër llërë, nëpër kofshë dhe pastaj në tërë trupin. Këto njolla, si dhe lungat që thamë, ishin shenjat e vdekjes së afërme.[21] Gjatë vitit 1363, pothuajse të gjithë nënshtetasit venedikas që jetonin apo ndodheshin në Vlorë, vdiqën si pasojë e murtajës, duke përfshirë edhe sundimtarin e saj Jovan Komnen Ases, vëllai i mbretit bullgar, Jovan Aleksandër dhe kunati i mbretit Dushan.[22] Me gjasë, duket të ketë qenë kjo murtajë, ajo për të cilën flasin banorët e Opojës së Sharrit, bazuar në rrëfimet e gjyshërve e të stërgjyshërve të cilët kanë thënë se, ajo e kishte shuar apo siç thotë populli "faruar" qytetin e Zinovës, një emërtim tjetër për këtë trevë.[23] Edhe Faik Konica thotë se: "U munduam dhe gjetëm në disa libra të moçme vitet e rënies së murtajës në Shqipëri. Më 1368 ra një murtajë e madhe, e u hap deri në Berat. Më 1374 ra një murtajë në Nartë dhe vdiq kryezoti i vendit Pjetër Llosha. Më 1357 murtaja goditi prapë Janinën dhe vdiq zonja Irena, e bija e dukës së Janinës."[24]

4. Në vitin 1689, një murtajë e rrezikshme kishte përfshirë edhe Prizrenin. Ishte ky viti, kur ushtria e austriakëve, e komanduar nga gjenerali italian Eneo Pikolomini, erdhi nga Shkupi ku kishte murtajë dhe invadoi Prizrenin. Ata bënë kërdi mbi popullatën myslimane dhe trashëgiminë islame, rrënuan edhe xhaminë dhe kalanë e Prizrenit. Tahir efendiu, i cili në vitin 1874 ishte edhe myfti i Prizrenit dhe myderriz në Medresenë "Mehmed Pasha", në kronikën e tij të njohur thotë se, jobesimtarët, duke aluduar në ushtrinë austriake, gjatë asaj kohe vranë shumicën e banorëve të Prizrenit dhe rrënuan shumë xhami.[25] Ka të ngjarë se kjo epidemi lindi pikërisht nga prishja e kufomave gjithandej. Është interesante se, vetë Pikolomini befas infektohet nga murtaja dhe më 9 nëntor 1689 vdes në Prizren. Për dallim nga shumë historianë, Noel Malcomi, e përcakton karakteristikën e murtajës. Sipas tij, Pikolomini para se të arrinte në Prizren, atij i doli një xhungë nën sqetull,[26] e që ishte tipar i murtajës bubonike. Por, një muaj më vonë, pra më 8 dhjetor 1689, nga e njëjta sëmundje vdiq edhe Pjetër Bogdani, në Prishtinë, e që ishte infektuar gjatë përgatitjes së ceremonisë mortore të Pikolominit, i cili edhe e kishte ndihmuar atë gjatë invadimit.[27] Sipas historianit prizrenas, Muhamed Shukriut, Pikolomini është varrosur në oborrin e kishës së "Shën Premtës" në Prizren.[28]

5. Në vitin 1725, murtaja godit Pejën me rrethinë, me ç'rast mbyti 2/3 të popullsisë, ndërsa në maj të vitit 1730 epidemia kishte përfshirë edhe Gjakovën. Në një dokument tjetër të arkivit shtetëror të Kotorrit, thuhet se murtaja në vitin 1739 ishte paraqitur në Shqipëri, në Kosovë, në Sanxhak dhe në tërë Ballkanin.[29] Siç duket, për këtë valë të murtajës ka folur edhe Konica: "Më 1736, në Janinë ra një murtajë e tutshme, të cilën e sollën nga Vllahia një gunar i emëruar Zamari. Vetëm brenda ditës vdisnin në Janinë 50 a 60, e shpesh edhe 80 veta."[30]

6. Njëra ndër epidemitë më të mëdha të mesjetës në trojet tona është regjistruar në vitet 1770-1771. Së pari u paraqit në Shkodër, prej ku kaloi në Tivar. Në shtator të vitit 1781, murtaja u paraqit në Prishtinë. Në një raport të vice-konsullit të Raguzës, Andrea Doda, në janar të vitit 1782 thuhet: "Murtajën në një han të Prishtinës, e solli një tregtar turk nga Shkupi, që vdiq aty dhe pas disa ditës vdiqën të gjithë personat që kishin qëlluar në atë bujtinë. Prishtina ishte përfshirë edhe nga një epidemi të llahtarshme, me ç'rast vdiqën 20-50 persona brenda ditës.[31]

7. Faik Konica flet edhe për një murtajë tjetër. Sipas tij, më 1814, ushtarët shqiptarë të sulltanit, duke u kthyer nga Misiri, sollën një murtajë të madhe, e rreptë, e frikshme, që ra në Shkodër, në Pejë, në Durrës, në Vlorë, në Janinë dhe më tepër në Delvinë. U mbajt deri në vitin 1819 dhe bota binin porsi miza.[32]

Natyrisht, mund të ketë pasur edhe të tjera murtaja apo epidemi të ndryshme, si kolera, lija e ujit, gripi spanjoll, gripi i derrave etj., që kanë bërë kërdi, por këto që u përmenden janë të evidentuara nën emërtimin e murtajës. Për shembull, kah mesi i shekullit XX, aty pari kah Lufta e Dytë Botërore, gjyshërit flasin për paraqitjen e murtajës në rajonin e Prizrenit. Nëna ime rrëfen se, ajo murtajë ia kishte mbytur nënës së saj, burrin dhe vëllanë.

*1. Ky punim është vazhdimi i dytë i punimit: "Analet e pandemisë Covid – 19", i botuar në këtë revistë, në numrin e kaluar! 2. K.Topalli, Fjalor etimologjik i gjuhës shqipe, Qendra e studimeve albanologjike – Instituti Gjuhësisë dhe Letërsisë, Tiranë, 2017, fq. 1019; Fjalor enciklopedik shqiptar, Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Tiranë, 2008, vëll. 2, fq. 1778. 3. https://www.merriam-webster.com; https://en.wikisource.org/wiki; https://ww.encyclopedia.com. 4. El-Muxhemu'l Vesit, 1-2, fq. 558; www.almaany.com; www.fjalori.shkenca.org; Fjalor i shqipes së sotme, Akademia e Shkencave e Shqipërisë, botimi i dytë, Tiranë, 2012, fq. 818. 5. Ibnu'l Kajjim El-Xhevzijj, Zadu'l mead-Përgatitja për ahiret, Nektari, Tiranë, 2019, vëll. 4, fq. 26; Sahihu'l Muslim, Kitabu: Et-tibb; babu: et-tauun, vet-tjeretu, vel kehanetu, vëll. 14/425. 6. Ahmedi në Musned, Hadithu Sejjideti Aishete, nr. 24569. 7. Epidemi quhet sëmudnja ngjitëse, ndërsa pandemi është kur përhapet në përmasa globale. 8. Sahihu'l Muslim, Kitabut-tibb; babut-tauun, vet-tjeretu, ve'l kehanetu, hadithi nr.5733. 9. www.islamansiklopedisi.org. 10. www.altafsir.com. 11. www.altafsir.com. 12. Shih: Ahmed bin Alij bin Haxher El-Askalanij, Fet'hul Bari sherhu Sahihil Buharij, vëll. 10, fq. 225. 13. www.islamansiklopedisi.org.tr 04.10.2020. 14. www.answersingenesis.org 29.03.2020. 15. Medain është një qytet që ndodhet, disa kilometra në juglindje të Bagdadit, Irak. Afër tij, ka qenë Medaini i vjetër, ish-kryeqytet i Sassanidëve persianë. 16.www.islamweb.net; Islam ansiklopedisi, po aty, fjala 'taun'. 17. Kosova – vështrim monografik, Akademia e Shkencave dhe Arteve të Kosovës, Prishtinë, 2011, fq. 441-442. 18. Kosova op.cit. fq. 441-442. 19. N. Ferro, E ashtuquajtura "Murtaja e Justinianit", www.botasot.info/kultura 16.05.2020. 20. Kosova op.cit., fq.441-442. 21. I. Hashorva, Pandemia e murtajës së zezë në Mesjetë, www.respublica.al, 02.04.2020. 22. A.Muhaj, Murtaja e Zezë në trojet shqiptare, www.flasshqip.ca. 23. www.kosova.wikia.org/wiki/ 24.F.Konica, Murtaja dhe sëmundjet e mëdha në Shqipëri, në kohët e kaluara,www.telegrafi.com. 26.03.2020. 25. H.Kaleshit dhe I.Eren "Mahmud Pashë Rrotlla nga Prizreni-përshpirtënimet dhe vakëfnameja e tij", përgatiti Ismail Rexhepi & Sadik Mehmeti, Edukata Islame, nr. 81/2006, fq. 152. 26. N.Malcolmi, Kosova një histori e shkurtër, përkth. Abdullah Karjagdiu, Koha, Prishtinë, fq. 157. 27. Grup autorësh, Historia e popullit shqiptar për shkollat e mesme,Prishtinë 1996, f. 112; Kosova op.cit. fq.441-442. 28. M.Shukriu, Prizreni i lashtë, Prizren, 2001, fq.353; A.Ahmedi, Theranda – Prizreni ndër shekuj, Prizren, 1996, fq. 114. 29. Kosova op.cit. fq. 441-442. 30. F.Konica, Murtaja dhe sëmundjet e mëdha në Shqipëri, në kohët e kaluara, www.telegrafi.com, 26.03.2020. 31. Kosova op.cit. fq. 441-442. 32. F.Konica, Murtaja dhe sëmundjet e mëdha në Shqipëri, po aty.*

Mihana Goga – Bekteshi

# Medreseja, rrugëtimi më i mirë jetësor i hoxhës Rexhep ef. Lika

Rexhep ef. Lika u lind në fshatin e Anës Malit në Brajshë, në vitin 1940. Shkollën fillore e kreu në Katërkollë. Pas përfundimit të shkollës fillore, Rexhep ef. Lika kishte shumë oferta për regjistrim në shkolla të ndryshme, madje edhe drejtori i shkollës Junus Ivani i premtoi bursë, por ai zgjodhi Medresenë për të vazhduar shkollimin.

**"Medreseja ishte institucion i respektit të madh për të gjithë, e sidomos për ne që ishim nga vendet e largëta".**

Sfida e udhëtimit për deri në Medrese ishte rrugë e mundimshme, pasi që udhëtimi zgjaste tri ditë e tri net. Për të ardhur deri në Medrese, ai përshkonte vendet nga Katërkolla në Tivar, më pas në Dubrovnik, Sarajevë, Uzhicë, Kralevë, Rashkë, Fushë Kosovë, e më pas në Prishtinë.

Në Medrese u regjistrua në vitin 1955-1956. Në këtë vit ishin të regjistruar 6 nxënës nga Ulqini. Gjatë rrugëtimit për deri në Medrese sfidë për ta mbetej mos njohja e gjuhës serbe, gjë që e vështirësonte shumë rrugëtimin e tyre si nxënës.

Në Medrese, hoxha gjen një pritje jashtëzakonisht të mirë, gjë për të cilën ai është mirënjohës përherë për kushtet dhe ndihmën e dhënë në atë kohë. "Medreseja ishte institucion i respektit të madh për të gjithë, e sidomos për ne që ishim nga vendet e largëta. Aty gjenim mbështetje dhe përkrahje, për të cilën ne e ndienim veten si në shtëpinë tonë, ani pse ishim me qindra kilometra larg vendlindjes. Sot, pas shumë sakrificash, unë personalisht jam shumë krenar për arritjet dhe sukseset që kemi korrur në Medrese. Në rrugëtimin tonë të jetës për edukimin e brezave të rinj në Mal të Zi, ne ia pamë hairin Medresesë. Për mua, Medreseja do të mbetet gjithmonë vatër e arsimit fetar, që shqiptarëve ua mëson fenë islame në gjuhën shqipe, ua mëson dashurinë ndaj Zotit dhe dashurinë ndaj vatanit", shprehet hoxha.

Në vitin 1959, hoxha e përfundoi Medresenë dhe po atë vit, ai detyrohet të shkoi në ushtri.

Në vitin 1958, me pëlqimin e Bashkësisë Islame, hoxha filloi punën për herë të parë si imam në xhaminë e Kunjes, fillimisht vetëm për namazin e teravive, për të vazhduar më pas me faljen edhe të namazit të xhumasë, deri në fund të vitit 1960. Pas përfundimit të ushtrisë, ai u kthye në Ulqin shtatë ditë para fillimit të muajit të Ramazanit. Me pëlqimin e Bashkësisë Islame, ai vendoset në detyrën e imamit në Milesh, komuna e Tuzit. Tani për hoxhën filloi një kapitull i ri, ngase ai filloi të kërkonte punë në një nga xhamitë e komunës



së Ulqinit, por Bashkësia Islame vendosi që hoxha të fillonte punën si imam në xhaminë e Plevles.

Fillimisht ai refuzoi të fillonte punën aty, për shkak se nuk e dinte gjuhën, dhe kështu mbeti pa punë deri në vitin 1962. Më pas, pranoi që të shkonte në xhaminë e Husejn Pashës në Plevle.

"Me vendimin e Meshihatit, kam filluar punën në mejtep dhe brenda dy muajve i kam pasur 200 nxënës. Strukturat e atëhershme politike u shqetësuan shumë nga ky fakt, e për këtë shpifën se gjoja hoxha i mësonte nxënësit atë që është në kundërshtim me "vëllazërim – bashkimin". Ata po ashtu shpifën se unë, ua kisha mësuar nxënësve një ilahi me këtë tekst: "Dzehennem je vrlo plah, u njemu je svaki vlah; muke vele Avdija", gjë të cilën as nuk e kam ditur, e as nuk ua kam mësuar. Këtë strofë e kanë përsëritur disa herë në radion e Malit të Zi, derisa e ndërprenë mësimbesimin me arsyetimin se është ftohtë" – thotë hoxha.



## Pavarësisht sfidave, hoxhës asnjëherë nuk i mungoi kuraja dhe guximi.

Ai tregon se: "Në gushtin e vitit 1965, kam lënë punën në Plevle, për të filluar punën si imam në xhaminë e Tuzit. Aty menjëherë kam filluar mejtepin, në të cilën i kisha 70 nxënës në Tuz dhe 80 nxënës në Dinosh. Për 21 vjet shërbim aty, ishin afërsisht 700 nxënës, të cilët vijonin mësim-besimin në mënyrë të rregullt. Mejtepi mbahej në ditën e shtunë dhe të diel, për djem dhe vajza. Deri në vitin 1986 kam shërbyer në Tuz. Në mejtep, ne mësonim me "Ilmihalin" e Fejzulla Bariqit dhe "Hyrje në shkronjat e Kuranit" të Idriz Demirit. Përveç këtyre, aty mësonim kushtet e fesë, ahlakun, etikën, mirësjelljen, këndonim mevlud, ilahije, kasidet etj. Hoxhallarët në atë kohë nuk e kanë pasur të lehtë, ngase pushteti vazhdimisht i ka ndjekur dhe i ka kontrolluar se çka po mësojnë."

Më pas, hoxha bëri kërkesë te Meshihati që ta transferojnë si imam në Ulqin, kërkesa e së cilit u pranua dhe tek në vitin 1987 vendoset si imam në Xhaminë e Bregut në Ulqin. Në mejtepin e tij, në Xhaminë e Bregut, deri në vitin 2012, hoxha kishte të regjistruar 1000 nxënës. Nxënësi që përfundonte mejtepin te hoxha, fitonte aftësi profesionale në pikëpamjet teorike dhe praktike të fesë islame. Roli parësor i mejtepit ishte që fëmijët të mëson bazat e fesë, si dhe shkrim-leximin. Po ashtu, ata fitonin shprehinë për të kryer obligimin fetar, atë të namazit. Përveç në mësim-besim, hoxha i nderuar shquhej për ligjëratat e tij mbresëlënëse dhe edukative.

Në vitin 2017, Bashkësia Islame në Mal të Zi dhe Mexhlisi i Bashkësisë Islame të Ulqinit, organizuan një akademi, të titulluar "Një jetë në shërbim të fesë", kushtuar Rexhep ef. Likës, e cila u mbajt në Galerinë e Arteve të Qendrës për Kulturë, në Ulqin.

Ishte ky një tubim jashtëzakonisht i qëlluar, pasi që kontributi i tij, puna e tij dhe përkushtimi i madh duhet të vlerësohen nga brezat e rinj. Efendi Lika përveç në përhapjen dhe forcimin e fesë së bukur islame, dha një kontribut të madh edhe në forcimin e unitetit kombëtar, ndonëse në kushte jashtëzakonisht të vështira dhe me shumë sakrifica në atë kohë.[1]

*1. Intervista me hoxhën Rexhep ef. Lika u zhvillua në shtëpinë e tij, me datë 12.08.2019.*

Fitim Flugaj

# Konflikti Azerbajxhan – Armeni 2020

Rajoni i Nagorno – Karabakut, është një shembull i çuditshëm i problemeve të shkaktuara nga rënia e Bashkimit Sovjetik (BRSS). Në fillim të shekullit XIX, rajoni ishte bërë pjesë e Perandorisë Ruse, pas disfatës së persianëve dhe caktimit të këtij rajoni në Perandorinë Ruse, në bazë të Traktatit të Gulistanit (Gjylistanit) (1813).

## Konflikt historik apo konflikt me dimensione gjeostrategjike

Konflikti i fortë ndërmjet Azerbajxhanit dhe Armenisë, në rajonin autonom të Nagorni – Karabakut, i cili kontrollohet nga Armenia, është rikthyer nga Azerbajxhani në kohën e fundit. Ky konflikt ndërmjet këtyre dy vendeve është përshkallëzuar dhe nuk ka tregues se ai do të qetësohet, së paku jo në një të ardhme të parashikueshme. Pyetja që tani po imponohet është se, përse ky konflikt i vjetër, i cili ishte në një ngërç (konflikt të ngrirë), pas luftimeve serioze gjatë viteve 1988, 1994 dhe 2016, po ripërtërihet tani. Armenia e cila tani kontrollon rajonin e diskutueshëm, është e kënaqur me status quon, ndërsa Azerbajxhani, një vend i pasur me burime energjetike, shpenzimet e tij të mbrojtjes tejkalojnë tërë buxhetin armen, tani është duke kërcënuar të përdorë forcën ushtarake për ta rimarrë kontrollin mbi rajonin e humbur. Ky konflikt rajonal mund të ketë dimensione më të gjera, me anën e Turqisë me Azerbajxhanin dhe Rusisë me Armeninë. Ky konflikt është më tepër se sa një konflikt ndërmjet dy vendeve për një zonë kufijsh, pasi që është një luftë midis një grupi vendesh për kontrollin e të gjithë rajonit të Kaukazit.

## Pasqyra historike e konfliktit

Duke u bazuar në të dhënat që burojnë nga burime të ndryshme, rajoni i Nagorno – Karabakut, është një shembull i çuditshëm i problemeve të shkaktuara nga rënia e Bashkimit Sovjetik (BRSS). Në fillim të shekullit XIX, rajoni ishte bërë pjesë e Perandorisë Ruse, pas disfatës së persianëve dhe caktimit të këtij rajoni në Perandorinë Ruse, në bazë të Traktatit të Gulistanit (Gjylistanit) (1813). Rajonit me popullsi kryesisht armene iu dha autonomia në periudhën sovjetike (1923), por brenda territorit të Republikës Socialiste Sovjetike të Azerbajxhanit. Me paraqitjen e shenjave të rënies së sundimit komunist të BRSS-së, përfaqësuesit e popujve në parlamentet në Armeni dhe Nagorno – Karabak, në vitin 1988, vendosën për të bashkuar rajonin me Armeninë. Azerbajxhani e refuzoi një ide të tillë dhe shfuqizoi autonominë që kishte gëzuar ky rajon deri më tani. Ai vendosi forcat e tij ushtarake, gjë që çoi në një shpërthim të luftës, që zgjati nga viti 1992 deri më 1994. Kjo shkaktoi humbjen e këtij rajoni së bashku edhe me shtatë rajone fqinje, e të cilat përbëjnë një të pestën e territorit të Azerbajxhanit, si dhe u bë zhvendosja me forcë e rreth një milion qytetarëve të Azerbajxhanit (azerian) nga zonat e okupuara, nga Armenia për në pjesë të tjera të Azerbajxhanit.

Përkundër nënshkrimit të Traktatit të Bishekut, në vitin 1994, i cili i dha fund luftës, me ndërmjetësimin e grupit të Minskut, [1] të udhëhequr nga Franca, Shtetet e Bashkuara dhe Rusia, konfliktet prapë nuk pushuan. Për më tepër, Armenia ende nuk i ka zbatuar tri rezoluta të Kombeve të bashkuara, në lidhje me tërheqjen e saj nga zonat që i kishte pushtuar në Azerbajxhan.



## Roli i Turqisë në konflikt

Pozicioni i Turqisë ka qenë i qartë që nga fillimi i krizës, gjegjësisht, Turqia ka dhënë mbështetje për Azerbajxhanin. Pas zhvillimeve të fundit, presidenti turk dha mbështetje të plotë për Azerbajxhanin. Nga ana tjetër, Rusia dëshiron që të lehtësojë tensionet midis dy vendeve, me të cilat ka pasur marrëdhënie të veçanta që nga peri-udha e Bashkimit Sovjetik. Ajo u bëri thirrje të dy vendeve që të kthehen në tryezën e negociatave sa më shpejt, do të jetë aq më mirë.

Për sa i përket mbështetjes së Turqisë ndaj Azerbajxhanit në këtë konflikt, analistët besojnë se Turqia me këtë veprim po përpiqet ta justifikojë veten me faktet e mosmarrëveshjes historike midis Turqisë dhe Armenisë. Mosmarrëveshje kjo në lidhje me të ashtuquajturin gjenocid kundër armenëve nga osmanët në Luftën e Parë Botërore, si dhe marrëdhëniet e ngushta historike dhe etnike ndërmjet Turqisë dhe Azerbajxhanit. Populli i Azerbajxhanit (azerët) i përkasin grupit të nacionalitetit turk, me fe islame, pavarësisht nga ndryshimet në doktrinat ose medhhebet (shkollat fetare të mendimit ose të komentimit juridik). Në mënyrë të veçantë, Turqia ka një shumicë synite, ndërsa Azerbajxhanit ka një shumicë shiite. Ankaraja zyrtare dëshiron të ketë një fortesë në rajonin e Kaukazit, në mënyrë që ta ketë një rezultat më të mirë në bisedimet me Rusinë. Ajo dëshiron të marrë koncesion në luftën civile në Siri dhe Libi, si dhe në krizën me Greqinë për shfrytëzimin e gazit natyror në Mesdheun Lindor, për të cilin Ankaraja dhe Moska kanë qëndrime të kundërta.

Me relaksimin relativ të situatës në Siri dhe Libi, të arritur pas presioneve që kishin bërë SHBA-të dhe Gjermania mbi partitë libiane, pritet që presidenti turk, Rexhep Tajip Erdogan (AKP), të përballet edhe njëherë me "mikun dhe kundërshtarin" e tij, presidentin rus, Vladimir Putinin, por këtë herë në rajonin e Kaukazit.

## Pozicioni i Iranit

Irani si trashëgimtar i Perandorisë Persiane vazhdon përpjekjet e saj, në format nga më të ndryshmet, që të shtrijë ndikimin e vet në rajon dhe më gjerë, duke mos zgjedhur metoda për t'i realizuar qëllimet e veta. Një gjë të tillë mund ta vërejmë edhe në konfliktin aktual ndërmjet Azerbajxhanit dhe Armenisë. Lufta e cila ishte zhvilluar gjatë viteve të fundit dëshmon se, nuk është thjesht luftë sektare, edhe nëse konflikti aktual ka dimensione etnike. Irani doli në anën e Armenisë së krishterë, përkundër ekzistencës së lidhjeve kulturore, etnike e fetare ndërmjet Teheranit dhe Bakut, ku më shumë se një e treta e iranianëve në Azerbajxhanit Perëndimor janë azerbajxhanas. Gjithashtu shumica e azerbajxhanasve janë shia, njësoj si persianët në Iran.

Irani dhe Azerbajxhani kanë një kufi që është më shumë se 760 kilometra i gjatë dhe një pjesë të detit Kaspik, i cili është mjaft i pasur me naftë dhe gaz natyror.

Teherani shpreson ta dobësojë Azerbajxhanin, në mënyrë që pakica azerbajxhanase në Iran të mos kërkojë më shumë të drejta apo të tregojë aspirata për bashkim me atdheun e tyre. Irani ka marrëdhënie të forta ekonomike me Armeninë, bazuar kryesisht në importin e naftës, gazit natyror dhe energjisë elektrike nga Irani. Në të njëjtën kohë, Irani gjithashtu shqetësohet nga marrëdhëniet Azerbajxhan – Izrael në zonën e mbrojtjes, veçanërisht pasi që Izraeli, një armik i vdekshëm i Iranit, është i pranishëm në kufirin e tij verior.

## Roli i Rusisë në konflikt

Aktualisht Armenia është aleati i vetëm strategjik ortodoks-krishterë i Rusisë në Kaukaz dhe është një nga vendet e pakta në të cilat Rusia ka prani. Sipas mendimit të politikanëve armenë dhe të ekspertëve të mbrojtjes, prania ushtarake ruse në Armeni është një përbërës i rëndësishëm i sigurisë kombëtare armene. Në afërsi të qytetit të Gyumrit, ekziston një bazë ushtarake ruse, nr. 102, e cila është një nga lehtësitë më të rëndësishme të pranisë ushtarake dhe gjeopolitike ruse në Kaukaz. Ajo gjithashtu është një nga përbërësit kryesor të marrëdhënieve ndërmjet Rusisë dhe Armenisë. Për më tepër, prania e ushtrisë ruse në bazën ushtarake në Armeni ka mandatin e saj deri në vitin 2044. Rojet kufitare ruse, së bashku me homologët e tyre armenë, e ruajnë kufirin armen me Turqinë dhe Iranin. Meqenëse Rusia dhe Armenia janë aleatë, me një fjalë janë dy partnerë strategjik, me marrëveshje të shumta në fushën e mbrojtjes, pritet që Rusia të marrë parasysh interesat gjeopolitike dhe strategjike të aleatit të saj armen. Sidoqoftë, në praktikë po ndodh e kundërta. Konkretisht, kundërshtari kryesor i Armenisë në rajon, Azerbajxhani, po blen 40% të armëve nga Rusia, e cila është partneri më i rëndësishëm strategjik i Armenisë. Interesi i ngushtë është shumë interesant, sidomos kur kuptojmë që armët të cilat i blen Azerbajxhani nga Rusia janë kryesisht armë sulmuese dhe jo mbrojtëse. Dorëheqja nën presionin e protestave e kryeministrit armen, Serge Sarkisian, në vitin 2018, ka çuar në pyetjen nëse Armenia do të largohet nga sfera e ndikimit rus në ish-zonën Sovjetike. Kjo gjë mund të përsëriste skenarët e mëhershëm, si në Gjeorgji dhe Ukrainë, ose Moska do të bëhej akteri kryesor në këtë republikë në jug të rajonit të Kaukazit. Megjithëse kryeministri i ri i Armenisë, Nikoll Pashinyan, është i orientimit properëndimor, Armenia nuk ka asnjë alternativë ndaj aleancës me Rusisë, për shkak të afërsisë së kundërshtarëve të saj historikë, të Turqisë dhe Azerbajxhanit. Armenia është një aleate e rëndësishme e Rusisë në territorin e ish-Bashkimit Sovjetik. Ekonomia armene varet kryesisht nga investimet ruse dhe dërgesat e parave nga armenët që jetojnë në Rusi. Më konkretisht, janë 2.5 milionë armenë që jetojnë në Rusi. Analistët besojnë se rajoni i

disku-tueshëm Nagorno – Karabak është një lloj "bombe me sahat", e cila nuk do të shpërthejë për aq kohë sa Armenia është një aleat ushtarak i Rusisë, gjë që sinjalet po flasin për fakte të tjera.

## Qëndrimi i Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe të Bashkimit Evropian

Sa i përket pozicionit të Shteteve të Bashkuara të Amerikës në këtë konflikt, ato janë neutrale dhe po përpiqen ta zgjidhin këtë konflikt ndërmjet dy vendeve. Pas zhvillimeve të fundit, Uashingtoni dënoi përshkallëzimin e dhunës ndërmjet Azerbajxhanit dhe Armenisë dhe u bëri thirrje të dyja palëve që t'u japin fund luftimeve. Qëndrimi i Bashkimit Evropian është po i njëjti me atë të SHBA-ve. Konflikti duhet të përfundojë, në mënyrë që të parandalohen ndërprerjet e furnizimit me naftë dhe gaz natyror në Detin Kaspik.

## Qëndrimi i Izraelit

Në këtë konflikt, Izraeli është mbështetës i Azerbajxhanit. Izraeli ka qenë njëri nga aleatët më të fortë për Bakun që nga viti 2011. Ai është shitësi më i madh i pajisjeve ushtarake dhe armëve për Azerbajxhanin. Analistët besojnë se Azerbajxhani është pika e re e konfliktit dhe rivalitetit ndërmjet Iranit dhe Izraelit, ngase tashmë Izraeli ka shënuar prani në afërsi të kufirit iranian. Sipas mendimit të analistëve të Institutit Ndërkombëtar "IFIMES", kur flitet për bilancin ushtarak të forcave të armatosura të të dyja vendeve në konflikt, kuptojmë se Azerbajxhani ka fuqi mbi Armeninë. Azerbajxhani ka zhvilluar forcat e saj ushtarake dhe ka siguruar armë moderne nga Rusia, Turqia dhe Izraeli, duke përfituar nga çmimet e larta të naftës gjatë dy dekadave të fundit. Analistët minimizojnë mundësinë e fillimit të një fushate të madhe ushtarake, duke pas parasysh që Armenia është anëtare e Organizatave të Traktatit të Sigurisë Kolektive (ODKB – CSTO) [2], e cila u krijua nga Rusia, në vitin 2002. Fuqitë drejtuese globale duhet të intensifikojnë përpjekjet përmes Këshillit të Sigurimit të OKB-së dhe Grupit të Minsk-ës, për të ndalur zhvillimin e mëtejshëm të konfliktit dhe përshkallëzimit të tij në një luftë më të madhe dhe më të gjerë. Një nga arsyet kryesore të përshkallëzimit aktual të konfliktit është edhe mungesa e ndërmjetësimit aktiv ndërkombëtar midis dy palëve. Rusia dhe Turqia duhet të përsërisin misionet e tyre ndërmjetësuese, duke përdorur modelin e bashkëpunimit të tyre në Siri, ku Turqia doli në krah të opozitës, ndërsa Rusia ofroi mbështetje ushtarake dhe politike për qeverinë në Damask.



## Roli arab në konflikt

Përderisa një pjesë e gjerë e opinionit botëror mendojnë se në botë dhe sidomos në Lindjen e Mesme, në Azi, por edhe në Evropë, në veçanti në Evropën Juglindore, respektivisht në Ballkan janë zhvilluar luftëra me motive ndër-fetare, rasti i konfliktit azero-armen ndryshon këtë mendim, duke marrë parasysh se edhe dy shtete arabe-myslimane mbështesin Armeninë e krishterë kundër Azerbajxhanit mysliman. Në të njëjtën kohë ishte edhe shteti i persianëve, Irani, që deklarohet si Republikë Islamike, e i cili me të gjitha forcat mbështet Armeninë e krishterë kundër Azerbajxhanit mysliman.

Të gjitha këto fakte flasin se, motivi fetar dobësohet krejtësisht kur para interesave të një vendi paraqitet rreziku strategjik dhe ekonomik. S'ka dyshim se feja shpeshherë është keqpërdorur dhe ende keqpërdoret për manipulime dhe ngritje morale të ushtarëve.

Nga shkurti i vitin 1991 e deri në vitin 1994, në radio Kajro, vazhdimisht kam përcjellë ecurinë e zhvillimeve të këtij konflikti. Që nga ajo kohë, janë fshehur shumë të vërteta mbi masakrat armene mbi popullatën azeriane, të cilët kanë qenë të detyruar të largohen nga shtatë rajonet e pushtuara nga Armenia, e cila në atë kohë, me ndihëm e drejtpërdrejt ruse, ishte shumë më e avancuar ushtarakisht sesa Azerbajxhani. Matematikat po ndryshojnë për çdo moment, andaj asgjë nuk është fikse dhe se çdo gjë i nënshtrohet relativitetit.

*1. Grupi Minsk i OSBE-së është një grup shumëpalësh brenda kornizës së Organizatës për Sigurinë dhe Bashkëpunimin në Evropë. Është themeluar në 1992 me qëllimin për të arritur një zgjidhje paqësore dhe të pajtuar reciprokisht në konfliktin midis Armenisë dhe Azerbajxhanit për rajonin e Nagorno-Karabakut. Grupi i Minskut drejtohet nga një presidencë kolektive e përbërë nga Franca, Rusia dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Pjesëmarrës të tjerë në punën e grupit janë: Bjellorusia, Gjermania, Italia, Portugalia, Holanda, Suedia, Finlanda, Turqia, si dhe dy shtetet në konflikt, Armenia dhe Azerbajxhani. 2. Organizata e Traktatit të Sigurisë Kolektive (ODKB / CSTO) u krijua në 2002, si një aleancë ushtarake e shteteve post-Sovjetike: Rusia, Bjellorusia, Kazakistani, Armenia, Kirgistani dhe Taxhikistani.*

Arben Desku

# Ëndrra të mëdha

"Kjo jetë e kësaj bote nuk është asgjë tjetër vetëm se dëfrim e lojë, e jetë e vërtetë, pa dyshim se është ajo e botës së ardhme (ahiretit), sikur ta dinin. (Ankebut, 64)

Njerëzit preokupohen aq shumë për të ardhmen, vazhdojnë të mendojnë e të planifikojnë se çfarë do të bëjnë nesër, në muajin, në vitin, apo edhe në dekadën e ardhshme, dhe kështu harrojnë ta jetojnë momentin, të tashmen në të cilën ndodhen dhe që e jetojnë, atë që nuk do të kthehet më. "Kjo jetë e kësaj bote nuk është asgjë tjetër vetëm se dëfrim e lojë, e jetë e vërtetë, pa dyshim se është ajo e botës së ardhme (ahiretit), sikur ta dinin. (Ankebut, 64)

E nesërmja do të vjen nëse është e shkruar, me ty ose pa ty, por e sotmja nuk do të kthehet më. Ditë të zbrazëta, momente të zbrazëta, zemra të zbrazëta pa kujtime që t'i mbajmë mend. I sheh se si nxitojnë, si nuk kanë kohë. Koha i ka robëruar. Aq shumë frikësohen ta humbin, e faktikisht e humbin në gjërat që nuk ua dinë rrjedhën e as fundin, ndërsa lënë pas atë që do të duhej t'i kushtohej kohë më shumë se gjithçka tjetër, njeriut. "Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt." (Asr, 1-2)

Përderisa kalojnë vitet, e she se je i tëri i vetmuar. Ke punuar aq shumë për njerëzit, por faktikisht kurrë nuk ke qenë pranë tyre kur ata kanë pasur nevojë. Ti ke nxituar aq shumë pas punës, përparimit, ëndrrave të së ardhmes, ndërsa ata i ke harruar. I ke ushqyer, por ata do të ushqeheshin edhe pa ty, sepse secili e ka riskun e tij. I ke veshur e mbathur, por ata do të visheshin e mbatheshin edhe pa ty, sepse është pjesë e riskut të tyre. Ti je preokupuar për të ardhmen e tyre, por ti asnjëherë nuk e ke pasur në dorë atë. Ti nuk ke qenë për t'i ngushëlluar kur ata kanë vuajtur, nuk ke qenë aty për ta, kur ata janë ndier vetëm në netët e ftohta të jetës, në ato net kur nuk sheh asgjë përveç territ. Ti nuk ua ke zgjatur dorën në rëniet e tyre, janë ngritur pa ty. Ti nuk ke qenë, nuk je, pothuajse nuk ekziston për ta. Ti pa dashje i ke trajtuar si kafshë, që kanë trup dhe nevojitet t'i ushqesh, por jo edhe shpirtra njerëzor, që kërkojnë ushqime të tjera. Ti ke parë ëndrra brenda ëndrrës, në vend që ta jetosh ëndrrën.

Imam Ibën al Arabi thotë: "Allahu vendosi ëndrrat në botë, që të gjithë njerëzit të dëshmojnë botën e imagjinatës dhe që ta dinë se ekziston një botë tjetër, e ngjashme me botën ndijore."Mos humb në ëndrra, se ti veç je brenda ëndrrës më të madhe, jetës. Dëshmo, por mos u bëj shembull i keq i dëshmisë. Mos të të pushtojë imagjinata.

Nuk ka jetë dinamike, ka njerëz që u pëlqen të jenë dinamik, që vrapojnë shpejt pas të gjithave dhe asgjë nuk përfundojnë si duhet. "Premtimi i Allahut është vërtet i sigurt, prandaj mos e lini jetën e kësaj bote t'ju mashtrojë dhe as djallin mos e lini t'ju mashtrojë për Allahun." (Llukman, 33)

Nuk mund të jesh çdo kund për çdo gjë. Nuk ekziston vetëm ti. Nuk të takon ty t'i bësh të gjitha. Bota ka edhe njerëz të tjerë, lejoi edhe ata të bëjnë atë që munden dhe atë që u takon. Dil pak nga ëndrrat e mëdha, mos u mbyt në to dhe të largohesh skajshmërish nga realiteti. Mundësitë e tua janë të kufizuara, mos ua kufizo edhe të tjerëve me pangopshmërinë tënde. Sa më shumë të bindesh në aftësitë tua, aq më i paaftë bëhesh. Pse? Sepse ti plakesh. Përderisa plakesh, aftësitë tua psikike dhe fizike bëhen më të kufizuara. Mëngjesi, mesdita dhe mbrëmja nuk do të jenë kurrë të njëjta.

Mos u frikëso nga syri i njeriut, frikësohu nga syri i Zotit, sepse nga Ai asgjë nuk mund të fshihet. Mos puno për hir të njerëzve, sepse është po aq e pavlefshme, sikurse të hedhësh një lugë sheqer në lum. Puno për hir të Zotit sepse vetëm Ai mund të të lejojë të bësh diçka për krijesat e Tij, pasi Ai i ka krijuar, Ai kujdeset për to dhe Ai i ka në dorën e Tij. Ndihu i lumtur kur jepet mundësi të bësh mirë, sepse Zoti ta ka lejuar dhe mundësuar një gjë të tillë. Bëhu falënderues ndaj Tij dhe asnjëherë i vetëkënaqur, sepse ti je aq i vogël për të bërë diçka të madhe.

Dije rolin dhe pozitën tënde. Vërtet është e vështirë për të mësuar se kush jemi dhe çfarë pritet nga ne. Kjo ngase kur arrijmë ta kuptojmë këtë, atëherë pengesat veçse janë larguar nga rruga dhe ne e dimë qartë se nga duhet të shkojmë, por për të arritur këtë pozitë, duhet ta kuptojmë realitetin dhe mundësitë tona. Kjo nuk arrihet duke parë ëndrra. Kjo arrihet duke parë gabime, duke i pranuar ato dhe duke u tërhequr secilën herë prej tyre, derisa të biem në vendin ku përkasim. Aty edhe ëndrrat e mëdha shuhen dhe mbetet vetëm realiteti.



# Myftiu Tërnava vizitoi Ambasadën e Kuvajtit në Tiranë



Më 2 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka vizituar Ambasadën e Kuvajtit në Tiranë, për të shprehur ngushëllimet me rastin e ndërrimit jetë të emirit të Kuvajtit, Sabah Al Ahmed Al Jaber Al Sabahut. Myftiu Tërnava u mirëprit nga ambasadori i Kuvajtit në Tiranë, z. Fajez Al Jasemi dhe nga ambasadori i Arabisë Saudite në Tiranë, z. Abdulmumin Sherefi. Myftiu Tërnava shprehu ngushëllimet në emrin e tij personal dhe në emër të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës, duke lutur Zotin që ta mëshirojë e ta shpërblejë. Ai çmoi punën dhe kontributin e Emirit të ndjerë, duke e cilësuar atë si njeri të urtë, vizionar dhe bamirës. "Njeri me ndikim të madh në botë në përgjithësi dhe në botën islame në veçanti," – tha Myftiu Tërnava. Në këtë vizitë, Myftiu shoqërohej nga shefi i kabinetit të tij, z. Besim Mehmeti dhe nga zv.sekretari, z. Rexhep Luma. *(R.S)*

# Myftiu Tërnava takoi atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Nevzat Akin



Më 6 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka pritur në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Nevzat Akin. Myftiu Tërnava vlerësoi lart bashkëpunimin dhe koordinimin e mirë që ka me vendin mik të Turqisë. Ai çmoi bashkëpunimin e mirë që ka me DIANET-in, dhe shprehu dëshirën që ky bashkëpunim të vazhdojë edhe më tej. Theks të veçantë në këtë takim kishte tema e restaurimit të objekteve fetare e kulturore. Ndërkaq, z. Akin shprehu gatishmërinë e tij për intensifikim të bashkëpunimit me institucionin e Bashkësisë Islame, si dhe vlerësoi lart kontributin e Myftiut Tërnava, që Kosova të jetë një vend i qetë për të gjithë qytetarët e saj, pa dallim feje, kombi apo race. *(B.Z)*

# Myftiu Tërnava inspektoi punimet në restaurimin e dy xhamive në kryeqytet

Më 7 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij dhe nga kryetari i KBI-së, së Prishtinës Hetem ef. Sopjani, inspektuan për së afërmi punimet në restaurimin e dy xhamive të krye-qytetit, më konkretisht "Xhamisë së Pirinazit" dhe "Xhamisë së Alaud-init". Myftiu Tërnava falënderoi Drejtorinë e Vakëfeve të Turqisë për restaurimin e këtyre objekteve me rëndësi të lartë fetare dhe historike. "Këto xhami kanë vlera fetare dhe historike, si dhe flasin shumë mbi të kaluarën tonë historike. Kjo trashëgimi fetare ka vlera të jashtë-zakonshme, e cila flet shumë mbi të kaluarën tonë dhe rikthimi i këtyre vlerave është obligim i të gjithë neve." Ai shprehu shqetësimin e tij

për uzurpimin e pronës rreth "Xhamisë së Pirinazit", duke i bërë thirrje gjyqësorit që t'i përshpejtojë procedurat për t'i kthyer përsëri në pronësi të Bashkësisë Islame. Myftiu Tërnava po ashtu përgëzoi besimtarët me lajmin se shumë shpejt do të rifillojë edhe restaurimi i xhamisë "Sulltan Murat", apo siç njihet në xhematë si Xhamia e Çarshisë në Prishtinë. *(R.S)*



## Myftiu Tërnava mori pjesë në Konferencën e liderëve fetarë mysliman

Më 20 tetor, organizuar nga Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë (DIJANET) dhe nga Organizata për Bashkëpunim Islamik, nëpërmjet platformës Zoom, është mbajtur Konferenca e liderëve fetarë myslimanë. Pjesë-marrës në këtë konferencë ishte edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Ai në fjalën e tij përshëndetëse drejtuar të pranishmëve, falënderoi fillimisht organizatorët, duke shprehur respekt dhe konsideratë të veçantë ndaj tyre. Mesazhi i Myftiut Tërnava kryesisht u fokusua në thirrjen për paqe dhe harmoni për të gjitha vendet e botës. Theks të veçantë ai i kushtoi thirrjes që u bëri vendeve islamike, të cilat ende nuk e kanë njohur shtetin e Kosovës, që ta njohin pavarësinë e Republikës së Kosovës. Temë kyçe e kësaj Konference ishte gjendja aktuale në botën islame dhe ndikimi i pandemisë Covid -19. Në këtë konferencë morën pjesë anëtarë të Organizatës Islamike për Bashkëpunim nga 68 vende të botës. Në fillim të kësaj konference, të pranishmit i përshëndeti presidenti i Republikës së Turqisë, Rexhep Tajip Erdogan. *(B.Z.)*



## Myftiu Tërnava priti në takim Myftiun e Tetovës, Qani ef. Nesimin

Më 22 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, ka pritur në takim Myftiun e Tetovës, Qani ef. Nesimin, i cili shoqërohej nga drejtori i Diasporës, Selver ef. Xhemaili dhe bashkëpunëtorë të tjerë. Në këtë takim të frytshëm miqësor u diskutua për gjendjen e tanishme të të dy bashkësive fetare islame pas gjendjes me pandeminë Covid-19. Që të dyja palët u dakorduan që të vazhdohet bashkëpunimi dhe bashkëveprimi i aktiviteteve, për një mirëqenie të mirë për të gjithë. *(B.Z.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim drejtorin e "Qatar Charity" z. Mahmud Abas Shakir

Më 22 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim drejtorin e Organizatës Bamirëse "Qatar Charity", z. Mahmud Abas Shakir. Myftiu Tërnava në këtë takim e njohu z. Shakir me punët dhe angazhimin e Bashkësisë Islame të Kosovës në aspektin e përgjithshëm, e në veçanti në aspektin e bamirësisë. Ai shprehu gatishmërinë e tij dhe të institucionit që ai drejton që edhe më tej të vazhdohet bashkëpunimi mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe organizatës "Qatar Charity".Drejtori z. Shakir e falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe për angazhimin e tij të palodhshëm, duke potencuar se janë të gatshëm që të vazhdojnë të bashkëpunojnë me Bashkësinë Islame për të mirën e të gjithëve pa dallim. *(B.Z)*



# Myftiu Tërnava priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Nevzat Akin

Më 22 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Nevzat Akin, i shoqëruar nga shefi i zyrës së TIKA-s në Kosovë, Cihan Dinçer. Myftiu Tërnava i uroi mirëseardhje në Kosovë z. Dinçerit, duke i uruar punë të mbarë dhe të suksesshme në misionin e tij të ri në krye të TIKA-s, duke falënderuar kështu këtë agjenci, DIJANET-in dhe Qeverinë e Turqisë për kontributin që kanë dhënë në ngritjen dhe zhvillimin e kapaciteteve të Kosovës në disa fusha, si në shëndetësi, arsim, kulturë, si dhe në aspektin e restaurimit të shumë objekteve fetare e kulturore. Nga ana e tij, shefi i zyrës së TIKA-s, z. Dinçer dhe atasheu z. Akin falënderuan Myftiun Tërnava për bashkëpunimin e frytshëm që kanë pasur deri më tash, dhe premtuan se ky bashkëpunim do të vazhdojë edhe në të ardhmen, në fushat që janë me prioritet për Bashkësinë Islame të Kosovës, me theks të veçantë në fushat kulturore e fetare. *(B.N.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim nënkryetarin e Kamenicës, z. Faton Jakupin

Më 22 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim nënkryetarin e Kamenicës, z. Faton Jakupin, i shoqëruar nga z. Fadil Hoti dhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës Ferid ef. Dërmaku. Në këtë takim, Myftiu Tërnava shprehu interesimin për gjendjen e përgjithshme të qytetarëve në Komunën e Kamenicës, duke theksuar domosdoshmërinë e veprimit të të gjithëve për të mirën e komunitetit në përgjithësi. Ai shprehu konsideratë të veçantë për

gatishmërinë për bashkëpunim mes Komunës së Kamenicës dhe Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës, për një mirëqenie sa më të mirë të qytetarëve të asaj ane. Nga ana e tij, nënkryetari Jakupi falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe shprehu bindjen e tij, se bashkëpunimi i mirë mes dy institucioneve do të vazhdojë edhe në të ardhmen për të mirën e të gjithëve. *(B.M.)*



## Manifestim me rastin e Mevludit

Më 28 tetor, me rastin e 12 Rebiul Evelit, ditëlindjes së pejgamberit Muhamed a.s., KBI i Prizrenit, organizoi manifestim për të shënuar këtë ngjarje të rëndësishme në historinë islame, i cili u mbajt në xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren. Në këtë solemnitet morën pjesë kryetari i BIK-ut, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, atasheu për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Nevzat Akin, hoxhallarë dhe shumë xhematë të tjerë. Programi filloi me një pjesë nga Kurani fisnik, të cilën e lexoi hafëz Daut ef.Lezi. Ligjëratën kryesore para të pranishmëve e mbajti Myftiu Tërnava, i cili kujtoi ajetin kuranor, i cili çmon lart figurën dhe personalitetin e Muhamedit a.s.: "Vërtet ti je në piedestalin më të lartë të moralit." "Muhamedi a.s. ndryshoi historinë njerëzore, ai ishte një hallkë lidhëse dhe në zëvendësimin e territ që mbizotëronte në tokë me dritën e vazhdueshme e të gjithmonshme e cila vinte nga qielli, nga Zoti xh.sh.



Sonte festojnë të gjithë myslimanët anekënd botës, a.s. ku xhamitë kumbojnë në përmendjen dhe rikujtimin e Muhamedit a.s. emrin e të cilit e garantoi Zoti deri në shkatërrimin e kësaj gjithësie"- tha Myftiu Tërnava.

Ligjërata e tij më pas u zhvendos në historinë e tij të bukur që nga fëmijëria, rinia dhe momentet e fundit të jetës së të Dërguarit. Ai veçoi Isranë dhe Miraxhin, betejat e Pejgamberit, çlirimin e Mekës, si dhe shumë dhunti e veçori që Allahu ia fali atij. Ligjërata e Myftiut Tërnava u karakterizua edhe me lutjet për paqe e harmoni mes njerëzve në gjithë globin. Programi më pas vazhdoi me pjesën artistike, me këndimin e mevludit, ilahive dhe kasideve, të përgatitura nga imamët e Prizrenit, si dhe krejt në fund u bë edhe duaja, të cilën e bëri Myftiun Naim ef. Tërnava. *(R.S)*

## Myftiu Tërnava vizitoi dekanatin e FSI-së

Me rastin e fillimit të vitit të ri akademik, më 6 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, vizitoi dekanatin e FSI-së për të uruar dekanin Rexhepi dhe mbarë stafin akademik për fillimin e vitit të ri akademik, duke lutur Zotin që t'u japë shëndet e mbarësi në këtë vit të ri. Në këtë takim, dekani z. Fahrush Rexhepi shfrytëzoi rastin që ta njohë Myftiun Tërnava rreth përgatitjeve të bëra për fillim vitin e ri akademik, sidomos për përgatitjet që ka ndërmarrë Fakulteti i Studimeve Islame për mbarëvajtjen e mësimit në kushte pandemie. *(R.S)*



# Sekretari Sadriu takoi ministrin e shëndetësisë, z. Zemaj



Më 23 tetor, ministri i shëndetësisë i Republikës së Kosovës, Armend Zemaj priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Ahmet ef. Sadriun. Ministri Zemaj falënderoi dhe çmoi lart institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës për kontributin dhe përkrahjen e madhe që ka ofruar në menaxhimin e situatës epidemiologjike në vend. Ndërkaq, sekretari Sadriu theksoi nevojën për përkushtim dhe solidaritet të të gjithëve për ta përballuar më lehtë këtë sfidë të shëndetit publik. Ai më pas e njohu ministrin Zemaj për menaxhimin e deritanishëm të pandemisë në xhamitë e Kosovës, duke theksuar se të gjitha aktivitetet dhe ceremonitë fetare në xhamitë e Kosovës i nënshtrohen rekomandimeve të IKSHP-së dhe protokolleve të OBSH-së. *(R.S)*

# Botimet e ALSAR-it i dhurohen për Bashkësinë Islame të Kosovës



Në kuadër të projektit “Libri, dhurata më e çmuar”, fondacioni “ALSAR” ka dhuruar për Kryesinë e BIK-ut 13 botime të tyre, me 1530 kopje librash. Drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese në Kryesinë e BIK-ut, Ramadan Shkodra, ka falënderuar fondacionin “ALSAR” për këtë dhuratë, duke shpresuar se bashkëpunimi i ndërsjellë do të vazhdojë edhe më tej. Përfaqësuesi i fondacionit ka falënderuar Bashkësinë Islame të Kosovës për bashkëpunimin, duke kontribuar kështu në këtë mënyrë për pasurimin e bibliotekave e institucioneve arsimore islame, me një literaturë që përbënë një burim të pasur njohurish të karakterit akademik, kulturor, historik e fetar. *(R.S.)*

# Promovohet libri “Trashëgimia islame në Llapushë 1529 – 2020”



Më 15 tetor, në ambientet e sallës së KK të Malishevës, u promovua libri “Trashëgimia islame në Llapushë 1529 – 2020” e autorit Harun Shabanaj. Në këtë monografi autori ka arritur që të ofrojë të dhëna të rëndësishme shkencore rreth përhapjes dhe pranimit të islamit nga popullsia vendase e trevës së Llapushës, si dhe për objektet e para fetare islame, që datojnë nga viti 1529, kur për herë të parë në fshatin Marali të trevës së Llapushës ndërtohet xhamia e parë. Pjesë e kësaj monografie janë edhe historiku i xhamive të kësaj zone, si dhe biografia e 170 hoxhallarëve të kësaj treve. Fahrush Rexhepi, në cilësinë e recensentit, shpalosi vlerat e librit duke theksuar se i përket një rëndësie të veçantë, ngase është i pari i trashëgimisë islame të Llapushës. Para të pranishmëve duke përshëndetur dhe përgëzuar autorin u paraqitën edhe kryetari i Komunës së Malishevës, Ragip Begaj, anëtari i Kryesisë së BIRK-ut, Valon ef. Myrtaj, si dhe kryetari i KBI-së së Malishevës, Sead ef. Paçarizi. *(R.S)*

## Dua hatmeje në Dobërçan



Më 3 tetor, në xhaminë e fshatit Dobërçan u mbajt manifestimi i duasë së hatmes, me rastin e përfundimit të leximit të Kuranit nga 7 nxënës. Në këtë manifestim mori pjesë kryetari i KBI-së Naim ef. Aliu, kryeimami i KBI-së Iljaz ef. Mustafa, profesorë të Medresesë, hoxhallarë dhe shumë xhematë. Në fjalën e kryetari Aliu, iu dha vlerë dhe rëndësi mbajtjes së mësim-besimit, duke përgëzuar nxënësit dhe familjet e tyre. Ai premtoi mbështetje të Këshillit për gjithë imamët të cilët angazhohen në mësim-besim. Më pas, nxënësit paraqitën programin e përgatitur, duke lexuar pjesë nga Kurani Fisnik, e më pas u bë edhe duaja e hatmes. Krejt të fund për nxënësit u shpërndanë edhe certifikata për nxënësit pjesëmarrës. *(R.S)*

## Dua hatmeje nga nxënëset e KBI-së së Prishtinës



Më 12 tetor, 16 nxënëse të cilat ndoqën mësim-besimin në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës, përfunduan me sukses leximin e Kuranit. Me këtë rast, Departamenti i Gruas organizoi një program festiv për nder të kësaj ngjarje. Mësuesja Kadrije Dragusha – Ademi vlerësoi lart arritjen e këtyre nxënëseve, dhe tha se ndjehet tejet e lumtur që sot bashkërisht po e përmbyllim këtë hatme. Ajo po ashtu tha se deri më tani janë më shumë se 1.200 nxënëse që kanë vijuar kursin e leximit të Kuranit, ani pse jo të gjitha e kanë përfunduar me hatme, por shumica e tyre kanë përfituar nga mësimet që ne kemi ofruar. Në këtë manifestim mori pjesë edhe përgjegjësja e Departamentit të Gruas, znj. Vaxhide Bunjaku, e cila i përgëzoi nxënëset, duke iu dëshiruar atyre shëndet e sukses të mëtejme. "Leximi i Kuranit të gjallëron jetën dhe mbi të gjitha je afër Allahut, e lidhur për litarin e Tij, por mbi të gjitha leximi i tij është adhurim," – tha Bunjaku. Ky manifestim u përmbyll me një program artistik me ilahi, i realizuar nga nxënëset, e më pas u bë duaja e hatmes dhe u shpërndanë edhe certifikatat për nxënëset. *(R.S)*

## U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame"



Më 29 tetor, redaksia e revistës "Dituria islame" mbajti mbledhjen e radhës, në të cilën u diskutua dhe u analizuan numrat e fundit të revistës gjegjësisht 356-357-358. Që në fillim të mbledhjes kryeredaktori i revistës, dr. Ajni Sinani në fjalën e hapjes, shprehi falënderime dhe çmoi kontributin e secilit anëtar të redaksisë të dhënë në këtë kohë të vështirë pandemie nga virusi COVID-19. Ai më pas vlerësoi nivelin e artikujve të publikuar, me theksin e veçantë çmoi prurjet cilësore dhe përmbajtjesore në numrat e fundit. Ai po ashtu gjatë fjalës së tij falënderoi për angazhimin dhe punën e kritikës konstruktive të anëtarëve të redaksisë që kanë dhënë deri më tani. Më pas anëtarët e redaksisë paraqitën mendimet e tyre përkitazi me artikujt e publikuar në revistë, duke nxjerr në pah peshën dhe vlerat që përçojnë këto shkrime te lexuesi dhe opinioni i gjerë, si dhe u bisedua edhe për pamjen vizuale e strukturore që kanë pasur numrat e kaluar. *(R.S)*

## Doktoroi Berat Hashani

Më 12 shtator 2018, në kryeqytetin e Malajzisë, në universitetin "International Islamic University Malaysia" (IIUM), studiuesi Berat Hashani mbrojti titullin e doktoratës me temë: "Përkthimet e domethënieve të Kuranit në gjuhën shqipe nga viti 1980-2014". Pas prezantimit të temës, komisioni vendosi që kandidatit t'i jepet titulli doktor i shkencave të tefsirit (komentimit dhe shpjegimit të Kuranit). Berat Hashani u lind në Obiliq, ku edhe kreu shkollën fillore. Më pas vazhdoi shkollimin në medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë. Më pas vazhdoi mësimin e gjuhës arabe në Damask, ku qëndroi dy vjet. Studimet i vazhdoi në degën e usuludinit në Universitetin e Brunei Darussalam, në vitin 2007, kurse studimet e magjistraturës i përfundoi më 2010 në Universitetin Islam "Sultan Sherif Ali" (UNISSA). Aktualisht është duke vazhduar post-doktoratën në po të njëjtin universitet, ku është duke bërë edhe hulumtime shkencore. *(R.N)*



## Kaloi në amshim mulla Musa Ahmet Gërguri (1942 – 2020)

Më 25 tetor 2020 ndërroi jetë mulla Musa Ahmet Gërguri. Ndërsa, më 26 tetor, në prani të familjarëve, miqve, shokëve, hoxhallarëve e shumë xhematëve u bë varrimi i tij. Në varrim mori pjesë edhe një delegacion i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, i prirë nga drejtori i Diasporës, Ekrem ef. Simnica. Namazit të xhenazes i priu drejtori Siminca, ndërsa duanë e xhenazes e bëri kryeimami i Fushë Kosovës, Remzi ef. Godeni.

Musa Ahmet Gërguri u lind më 07.12.1942 në Bardh të Madh të Fushë Kosovës. Shkollën fetare e kreu në vendlindje, për të vazhduar më pas në Medresenë "Alauddin", ndërsa shkollimin e lartë e vazhdoi në "Gazi Husrev Beg" të Sarajevës. Më pas, në vitin 1965 u regjistrua në Fakultetin e Filologjisë në Beograd, në të cilin diplomoi në vitin 1969 në degën e orientalistikës. Ai u inkuadrua në punë në Bibliotekën Popullore dhe Universitare të Kosovës, në të cilën dha një kontribut të konsiderueshëm në deshifrimin dhe përpunimin e fondeve të shumta në lëmin e orientalistikës. Gjithashtu u mor edhe me veprimtari të tjera bibliotekare. Ishte bashkautor i librit "Jeta e re". Po ashtu ishte edhe bashkautor edhe i shumë veprave të tjera nga lëmi i veprimtarisë bibliotekare. Ka shërbyer imam në Bardh të Madh nga viti 2005 deri në vitin 2018.

Allahu e mëshiroftë dhe e shpërbleftë me xhenet! *(R.S)*






# Myftiu Tërnava rizgjidhet në mesin e 500 personaliteteve më me ndikim në botën islame

Qendra Mbretërore për Studime Islame dhe Strategjike (The Royal Islamic Strategic Studies Center) me seli në Jordani, ka përzgjedhur 500 personalitetet më me ndikim në botën islame. Edhe këtë vit, në mesin e këtyre personave është edhe Myftiu Naim ef. Tërnava. Myftiu Tërnava radhitet në listën e liderëve me ndikim administrativ të madh, gjë që dëshmon angazhimin e tij institucional për t'i çuar përpara institucionet fetare islame në vend, si dhe për të krijuar raporte me institucionet e tjera fetare në vend. Kjo përzgjedhje është një motiv shtesë, jo vetëm për Myftiun Tërnava, por për të gjithë nëpunësit e Bashkësisë Islame të Kosovës për të vazhduar kontributin e tyre në të mirë të shoqërisë.